Nën të njëjtën çati, në të njëjtin apartament, në të njëjtin kat të katërt, na jetonin dy kolegë: Arkadi Ivaniviç Nefjedjeviçi dhe Vasja Shumkovi… Autori, natyrisht, e quan të nevojshme t'i shpjegojë lexuesit pse njëri personazh jepet me mbiemër të plotë, kurse tjetri, me mbiemër të shkurtuar, qoftë, fjala vjen, edhe për të vetmen arsye që, në një mënyrë të tillë të shprehuri, të mos e quaj të pahijshme dhe, gjer në njëfarë mase, konfidenciale. Për këtë do të më duhej që, paraprakisht, të shpjegoja edhe rangun, edhe moshën, edhe titullin, edhe ofiqin dhe, së fundmi edhe karakteret e personazheve; por, meqënëse ka shumë shkrimatarë që e fillojnë pikërisht nga këto, autori i novelës në fjalë, vetëm që të mos u ngjajë atyre (d.m.th, siç mund të thonin, ndoshta, ca nga ata, si rrjedhojë e sedrës së tyre të sëmurë), po i jep karar ta fillojë drejt e nga ngjarja. Dhe pas kësaj hyrjeje, autori poi a nis tregimit.

Në mbrëmje, në prag të Vitit të Ri, aty pas orës pesë, Shumkovi u kthye në shtëpi. Arkadi Ivanoviçi, që ishte shtrirë në krevat, u zgjua dhe, me sytë gjysmë të mbyllur, hodhi vështrimin nga miku i tij. Ai vuri re se ky kishte veshur një frak të shkëlqyer dhe një gjoks këmishe akull fare. Kjo, sigurisht, e habiti: "Ku mund të ketë qenë Vasja me këto rroba të bukura?! Edhe drekën e paska ngrënë jashtë!" Ndërkaq, Shumkovi ndezi një qiri dhe Arkadi Ivanoviçi menjëherë e nuhati se miku i tij mendonte ta zgjonte si pa dashje. Dhe, me të vërtetë, Vasja u kollit nja dy herë, çapiti nja dy herë nëpër dhomë dhe, më në fund, fare papritur, lëshoi nga duart një llullë, të cilën mendonte ta mbushte me duhan në qoshen e dhomës, afër sobës. Arkadi Ivanoviçi mezi po mbante të qeshurit.

- Vasja, lëri numrat! - i tha.

- Arkasha, s'po fle ti?

- Ç'është e vërteta, me saktësi s'e them dot; më duket se s'po fle.

- Ah, more Arkasha! Tungjatjeta, more pëllumb! E po, vëllaçko!.. "ti nuk e di se ç'kam për të të thënë!

- Absolutisht nuk c di; pa afrohu këtu!

Vasja, sikur ta priste një gjë të tillë, u afrua në çast, pa pritur, sidoqoftë, ndonjë pabesi nga ana e Arkadi Ivanoviçit. Ky, një ta kapur Vasjen nga duart me shumë marifet, e ktheu me shpinë poshtë dhe filloi, si i thonë, "t'i merrte frymën" viktimës, sikur kjo gjë t'i jepte ndonjë kënaqësi të paparë hokatarit Arkadi Ivanoviç.

- E hëngre! klithi ai. – E hëngre!

- Arkasha, Arkasha, ç'po bën?! Lëshomë.., pash zotin, LëshoMë se do të më bësh pis frakun.

- Punë e madhe fort! Ç'të lipset fraku? Pse beson kaq kollaj dhe bie në dorën e tjetrit? Fol, ku ke qenë, ku ke drekuar?

- Arkasha, për atë perëndi, lëshomë!

- Ku ke drekuar?

- Po ja, për këtë dua të të tregoj.

- Tregomë, pra.

- Po ti lëshomë njëherë!

- E ke kot, nuk të lëshoj, po s’më rrëfeve!

- Arkasha! Arkasha! A nuk e kupton që kështu s'bëhet gjë, që është krejt e pamundur?! - bërtiste fuqiprerë Vasja, tek jepte e merrte të shpëtonte nga putrat e forta të dashakeqit të tij. - Sidoqoftë, ka ca gjëra të tilla që …

- Ç'gjëra?...

- Të tilla që, po të fillosh të tregosh në, këtë pozicion si ky imi, e humbet dinjitetin; punë që s'bëhet; del diçka qesharakc; kurse, në këtë mes, fjala s'është aspak për t'u tallur, por për diçka serioze.

- Pa na lër tani me këto seriozitete! Zure edhe të na fantazosh, pale! Ti tregomë për ato gjëra që më bëjnë të qesh, ja për këto më trego;

kurse ato seriozet nuk i dua; se pastaj me rroftë që të kam mik. Tani më bind ti se ç'mik të kam! A s'është kështu?

- Arkasha, pash zotin, është e pamundur!

- As që dua të dëgjoj...

- E po, Arkasha! - ia nisi Vasja tek rrinte shtrirë përkryq shtratit dhe tek jepte e merrte me të gjitha forcat për t'u dhënë sa më shumë rëndësi fjalëve të veta. Arkasha! Unë, që ta dish ti, do të ta them, vetëm se...

- Çfarë pra?!...

- Po ja, unë kam shpallur fejesën.

Arkadi Ivanoviçi, pa thënë asnjë fjalë, pa bërë zë, e mori Vasjen në duar, si të ishte një fëmijë, pavarsisht se ai nuk ishte aq trupshkurtër, ishte madje boll i gjatë, veçse i dobët, dhe me marifet filloi ta shpintc nga njëra qoshe e dhomës tek tjetra, si duke e përkundur.

- Kurse tani, more dhëndër, po të rnbështjell me ca pelena, - i thoshte ai dukc ecur. Por, kur pa se Vasja rrinte në krahët e tij pa bërë asnjë lëvizje dhe pa thënë asnjë fjalë, atëherë ndërroi mendje, meqë e kuptoi se shakatë, me sa dukej, e paskëshin kaluar masën: e uli më këmbë mu në mes të dhomës dhe e puthi në faqe shumë sinqerisht dhc miqësisht.

- Vasja, nuk më zemërohesh?..

- Arkasha, pa dëgjomë...

- E po, për Vitin e Ri.

- Jo, unë s'kisha asgjë. Po ti ç'paske që je bërë kështu si i luajtur, çamarrok fare? Sa herë të kam thënë: Arkasha, pash zotin, jo me egërsi, aspak me egërsi!

- Po ti nuk më zemërohesh?

- Unë? Hiç fare! Pse, jam zemëruar ndonjëherë me ndokënd? Veçse ti më helmove, a e merr vesh?

- Si të paskam helmuar? Në ç'mënyrë?

- Po vija tek ti si te një mik, me shpirtin plot, të të hapja zemrën, të të tregoja për lumturinë.

- Po për ç'lumturi e ke fjalën? Ç'po thua?

- Po ja, do të bëhem me grua!- ia ktheu Vasja me inat, se me të vërtetë i kishin hipur ca kacabujtë...

- Ti?! Me grua?! Me të vërtetë?! - klithi Arkasha, si këputi një të sharë vendçe. - Jo, jo... Po si kështu kjo punë? Edhe më flet si pa të keq dhe, lotët vardha!.. Vasja, Vasja im dashur, i vogli im., boll më! Me të vërtetë e ke, apo jo? - Dhe Arkadi Ivanoviçi iu lëshua përsëri me përqafirne.

- Tani besoj se e ke të qartë pse ndodhi kështu, - i tha Vasja.

- Ty të kam të mirë, të kam mik, këtë e di. Po vija tek ti rne aq gëzim, me aq hare në shpirt dhe, papritur e pa kujtuar, tërë gëzimin që më gufonte në shpirt, gjithë atë hare u desh të ta shfaqja duke u përpëlitur rne këmbë e duar përkryq shtratit, duke humbur dinjitetin tim... Ti, more Arkasha, e kupton, - vazhdonte të fliste Vasja me një fytyrë gjysmë të qeshur, ajo ishte një pamje komike: unë, në njëfarë mënyre, nuk i përkisja vetes atë çast. Unë s'mund ta përbaltja këtë cast… Se ja, sikur të më kishe pyetur se si më quanin, unë, të betohem, s'do të të përgjigjesha, edhe sikur të më vrisje..

- Po mirë, more Vasja, po ti ç'më heshtje? Po të m'i kishe thënë të gjitha qysh në fillim, s'do të kisha nisur nga marrëzitë, - bërtiti Arkadi Ivanoviçi me një dëshpërim të sinqertë.

- E po mirë, boll tani! Unë t'i thashë këto pa ndonjë qëllim... Se ti e di se pse ndodhi kështu: ndodhi se unë kam një zemër të mirë. Prandaj edhe më vjen inat që s'munda të ta thosha ashtu si ma kishte ënda, të të gëzoja, të të sillja kënaqësi, të ta tregoja siç ka lezet, të ta besoja të fshehtën time në një mënyrë të sjellshme… Të them të drejtën, Arkasha, unë të dua kaq fort, saqë, po të mos ishe ti, më duket se as që do të rnartohesha dhe as që do të jetoja fare në këtë botë!

Arkadi Ivanoviçi, që ishte jashtëzakonisht i ndjeshëm, tek po dëgjonte Vasjen, edhe qeshte, edhe qante. Vasja po ashtu. Sërishmi u lëshuan në krahët e njëri-tjetrit dhe e harruan atë që ndodhi.

- Po si kështu, ë? Tregomi të gjitha, Vasja! Unë, more vëllaçko, të më falësh, jam çuditur, jam çuditur fare; jam, për perëndi, në një gjendje të tillë, sikur të më kishte goditur rrufeja. Po jo, vëllaçko, jo, ti i ke shpikur këto nga mendja; për atë zot, i ke shpikur, më ke gënjyer, - bërtiti Arkadi Ivanoviçi dhe, madje me një dyshim të pashtirur, e pa Vasjen drejt e në sy. Por, tek shihte në shprehjen e tyre një pohim të pastër të një synimi të padiskutueshërn për t'u martuar sa më shpejt, ai u lëshua drejt e në shtrat dhe filloi të bërtiste aty kollotumba nga hareja, saqë muret po dridheshin.

- Vasja, eja këtu - foli ai me zë të lartë, si ndenji ulur, më në fund, në shtrat.

- Unë, vedlaçko, të them të drejtën, s'e di si ta filloj, nga t'ia nis!

Ata rrinin e vështronin njëri-tjetrin tërë gëzim e shqetësim.

- Po kush na qenka kjo, more Vasja?

- E, Artjamovëve!.. shqiptoi Vasja, me një zë të prerë nga ngazëllimi.

- Me të vërtetë?

- Po, pra, unë të kam çarë veshët për ta; pastaj e mbylla, kurse ti as që i re në të. Eh, more Arkashka, sa kam hequr për të ta fshehur; vetëm trembesha, trembesha të të flisja. Mendoja se gjithçka do të përmbysej, kurse unë, Arkashka, kisha rënë në dashuri! O zot, 0 zot! Që ta marrësh vesh ti, ja si nisi kjo histori, - ia filloi ai, tek fliste me ndërprerje nga emocioni: - Ajo na kishte pasur një të fejuar, që një vit më parë, kur, papritmas, e kishin nisur me shërbim për diku; unë e njihja, ishte një person, si të të them, punë për të! Ai, që thua ti, s'u kishte shkruar fare, kishte humbur për së gjalli. Ata prit sot e prit nesër... Si duhej kuptuar kjo punë?... Këtu c katër muaj të shkuar,

papritur e pa kujtuar, na ishte kthyer i martuar dhe atyre s'ua kishte shkelur derën. Një gjest brutal ky, i poshtër! Po s'kishte kush t'u dilte krah. Qau e qau e shkreta vajzë, kurse unë shkova e rashë në dashuri me të… madje kisha kohë që e doja, gjithmonë kisha qenë i dashuruar pas saj! Kështu nisa ta ngushëlloja, hyr e dil në shtëpinë e tyre... As unë, të them të drejtën, nuk e di si ndodhi, vetëm di të them se edhe ajo më deshi. Një javë më parë s'e mbajta rnë dot veten, ia krisa të qarit me ngashërim dhe ia zbraza të tëra: se unë, me një fjalë, e doja dhe pike muhabeti!... "Unë vetë, more Vasil Petroviç, jam gati t'ju dashuroj, por jam një vajzë e varfër, mos u tallni me mua". E po, vëllaçko, ti më kupton! A më kupton?... Në këto fjalë e sipër, ne u fejuam; unë rrija e vrisja mendjen, rrija e vrisja rnendjen, flisja me vete: si t'ia thoja nënës? Vajza më këshillonte: "Është e vështirë, prisni ca". Trembej. "Tani ajo, ndoshta, s'do të më lerë të bashkohem me ju". E rrinte e qante. Unë, pa i thënë asaj asnjë fjalë, ia plasa sot nënës. Lizanka ra në gjunjë para saj, unë po e po... Në këto e sipër ajo na dha bekimin. More Arkasha, more Arkasha! More pëllumbthi im! Kemi për ta kaluar jetën së bashku. Jo! Unë s'kam për t'u ndarë nga ti kurrën e kurrës.

- Unë, more Vasja, kur rri e të vështroj, nuk më besohet, për zotin; se si më bëhet e s'besoj, të betohem. Të them të drejtën, mua tërë kohën diçka rnë fanepset... Dëgjo, po si dashke të na martohesh kështu? Si nuk e paskam ditur, ë? Unë, more Vasja vëllai, që të ta them troç, vetë kam pasur ndër mend të martohem; pikërisht kështu siç po martohesh sot edhe ti, tamam kështu! E po, me trashëgime, me trashëgime!...

- Tani, vëllaçko, ndiej një ëmbëlsi në zemër, ndiej një lehtësi në shpirt, që ç'të të them!... - ia ktheu Vasja, ndërsa u çua në këmbë dhe filloi të ecte nëpër dhomë tërë emocion. Nuk të besohet? Nuk të besohet? Ti e ndien edhe vetë, apo jo? Do të jetojmë në varfëri, sigurisht, por do të jemi të lumtur; se kësaj s'i thonë ëndërr në diell.; se

lumturia jonë nuk është lexuar në ndonjë libër: ne kemi për të qenë të lumtur me të vërtetë.

- Vasja, Vasja, pa dëgjomë!

- Çfarë? - e pyeti Vasja, tek qëndroi para Arkadi Ivanoviçit.

- Më mundon diçka: unë, në të vërtetë, kam edhe ca si frikë të ta them!.. Ti të më falësh, por duhet të m'i heqësh ca dyshime që kam. Me çfarë do të jetosh? Unë, që ta dish, ngazëllehem që po martohesh, sigurisht që ngazëllehem dhe s'e mbaj dot veten, po me çfarë do të mbahesh, ë?

- O zot, o zot! Ç'je edhe ti një, Arkasha! - tha Vasja tek e vështronte Nefjedjeviçin tepër i habitur. - Po ti, vërtet, ç'pate kështu?! Edhe një plakë e shushatur po të qe, as dy minuta s'do të ishte menduar, derisa unë gjithçka e sqarova për bukuri. Ti pyeti ato me se kanë jetuar! Se i thonë pesëqind rubla në vit për tri gojë; se kaq është vetëm pensioni i një të vdekuri. Me aq para është mbajtur ajo me plakën dhe me të vëllanë, për të cilin paguajnë edhe shkollën, po nga këto të holla, - ja si jetojnë! Se në këtë mes vetëm unë e ti jemi kapitalistë! Se unë, ke parë ti, kur është ndonjë vit i mbarë, rnund të rnarr edhe shtatëqind.

- Pa dëgjomë Vasja. Me fal se unë, për zotin, pyeta ashtu kot. Veçse tërë kohën rri e mendoj se si ta rregulloj këtë punë. Po ku paske shtatëqind? Vetëm treqind bëhen...

- Treqind!... Po Julian Mastakoviçin? E harrove?

- Julian Mastakoviçi! Po kjo punë, vëllaçko, nuk është e sigurt; kjo nuk është si puna e treqind rublave që i ke rrogë në xhcp, ku çdo rubël është si një mik besnik. Julian Mastakoviçi, natyrisht, është njeri i madh, unë e respektoj, e kuptoj, e, pavarësisht se ai qëndron kaq lart, unë, për zotin, e dua se ai ty të do; dhe për punën që i bën, të sajdis, ndërkohë që edhe mund të mos të të paguante dhe të merrte me shërbim vetëm ndonjë çinovnik; po ti, more Vasja, pranoje vet. Dëgjo edhe rnë, sc unë s'po flas dokrra: jam dakord se në gjithë Peterburgun nuk gjen

dot një shkrim të tillë, si yti; jam gati të të, liroj vendin, - përfundoi jo pa ngazëllim Nefjedjeviçi, - po sikur, na ruajtë zoti, s'i erdhe për zemre, po sikur t'ia prishësh qejfin, po sikur t'i ngecin punët, sikur ai të marrë ndonjë tjetër, se, fundja ku ta dish se ç'mund të bëjë vaki! Se Julian Mastakoviçi sot është, nesër s'është...

- Dëgjo, Arkasha, kështu siç po bëjrnë ne, ndoshta, prite, kur të na gjejë e liga.

- Patjetër, patjetër... unë s'kam asgjë kundër.

- Prit, dëgjomë, dëgjomë me kujdes ku e kam fjalën: në ç'mënyrë mund të ndahet ai nga unë... Prit, ti vetëm degjomë, dëgjomë me kujdes. Gjithçka unë e bëj me merak; se ai është aq i mirë, ndaj edhc sot, more Arkasha, më dha pesëdhjetë rubla argjendi!

- Vërtet, Vasja? Të paska shpërblyer?!

- Çfarë shpërblimi! M'i dha nga xhepi i tij. "Tani., or mik, më tha, ke pesë muaj që s'ke marrë të holla. Po deshe, merri! Të falem nderit, më tha, të falem nderit, jam i kënaqur... për perëndi! Ti, - më tha, - tek unë nuk po punon per sevap, vërtet!" Kështu më tha. Dhe mua, more Arkasha, më shkuan lot. I qofshim falë zotit!

- Dëgjo, Vasja, po ato letrat a i mbarove së shkruari?...

- Jo... ende s'i kam mbaruar.

- Vasilth! Engjëll im! Çfarë ke bërë?

- Dëgjo, Atkadi, s'ka gjë, kam edhe dy ditë afat, do t'ia arrij.

- Po pse nuk paske shkruar, xhanëm!...

- Ja ky tani! Ti po më vështron me një fytyrë kaq të vrarë, saqë mua po më pështjellohen plaçkat e barkut, po më dhemb zemra. A s'është kështu? Ja, kështu më ke vrarë gjithmonë! Zë e bërtet: a-a-a!!! Po ti gjyko njëherë; sikur paska bërë vaki kushedi se çfarë. Kam për t'i rnbaruar, për perëndi që kam për t'i mbaruar...

- Po sikur të mos i mbarosh? - thirri Arkadi, si kërccu më këmbë. Ai sot të dha një shpërblim! Kurse ti. po sot vete e na fejohesh! Pu-pu-pu!...

- S'ka gajle, s'ka gajle, - zuri të klithte Shumkovi. - Do të ulern që tani, këtë çast do të ulem; s'ka gajle!

- Po si, more Vasilth, ia paske varur punës kështu?!

- Eh, more Arkasha! Pa më thuaj, a mund të më zinin këmbët vend? A më ke njohur për të tillë! Në zyrë mezi më mbante vendi; se zemrën s'e urdhëroja dot... Eh! Eh! Sonte gjithë natën s'kam për të vënë gjumë në sy. Edhe nesër gjithë natën s'do të vë gjumë në sy, të pasnesërmen po ashtu, dhe do jap fund!...

- A të ka mbetur shumë?

- Mos më pengo, për hir të zotit, mos më pengo, mos më fol...

Arkadi Ivanoviçi iu afrua shtratit në majë të gishtërinjve dhe u ul; pastaj sikur deshi të çohej në çast, por mandej, si u kujtua se mund ta pengonte, u detyrua të ulej, megjithëse s'e mbante vendi nga emocionet; dukej që ai lajm ia paskej përmbysur zemrën krejt, megjithëse entuziazmi i parë ende s'kishte arritur t'i avullohej. Ai pa nga Shumkovi, ky pa nga ai, vuri buzën në gaz, e qortoi me gisht dhe pas kësaj, me vetulla tmerrësisht të ngrysura (sikur këtu të përmblidhej tërë forca dhc tërë suksesi i punës) ua nguli sytë letrave.

Edhe ai, siç dukej, gjithashtu, ende s'e kishte mposhtur shqetësimin e vet: ndërronte penat, vërtitej në karrige, rregullohej, përsëri niste të shkruante, po dora i dridhej dhe s'i bindej.

Arkasha! Atyre u kam folur për ty, ia nisi ai papritur e me zë të lartë, sikur të qe kujtuar vetëm tani.

- Ashtu? - bërtiti tjetri. - Unë doja të të pyesja. Pa hë!

- Aha, më vonë do të t'i tregoj të gjitha! Unë, për perëndi, vetë e kam fajin, sc më doli fare nga mcndja që s'do ta hapja gojën fare, derisa të mbushja katër fletë; por të kujtova ty dhe ato...

Unë, more vëllaçko, edhe për të shkruar s'po mundern dot: tërë kohën rri e ju kujtoj ju... Vasja buzëqeshi.

Ra heshtja.

- Tfu! Ç'penë e poshtër! – ulëriti Shumkovi, tek e përplaste për tryezë me keqardhje. Mori një penë tjetër.

- Vasja! Dëgjomë! Vetëm një fjalë...

- Hë! Bjeri shkurt, dhe kjo të jetë hera e fundit.

- A të, ka mbetur dhe shumë?

- Eh, more vëlla!.. - dhe Vasja u ngrys kaq shumë në fytyrë, sikur në botë të mos paskej gjë ndjellakeqe dhe më të tmerrshme se kjo pyetje.

- Shumë, tmerrësisht shumë.

- Që ta marrësh vcsh, mua më kishte lindur një ide.

- Cfarë?

- Jo, s'po ta them, shkruaj ti, shkruaj...

- Hë, pra, çfarë?

- Tani ora ka kaluar nga gjashtë, more Vasilth.

Në këto e sipër Nefjedjeviçi buzëqeshi, i shkeli syrin Vasjes mc djallëzi, por, sidoqoftë, përsëri me njëfarë druajtjejc, pa e ditur se si do ta pristc ai.

- Hë, pra, çfarë? - e pyeti Vasja dhe, ndërsa po e vështronte në dritë të syrit, e la fare të shkruarit dhe madje, nga ankthi i të priturit, u zbeh në fytyrë.

- E di si është puna?

- Si është, more, pash zotin?

- E di si është puna? Ti je shumë i shqetësuar, shumë s'ke për të shkruar... Prit-prit-prit-prit tani e kam të qartë, mora vesh dëgjo! - ia nisi Nefjedjeviçi, pasi kërceu me gëzim nga shtrati dhe, tek ia priste Vasjes fjalën në mes, ia hidhte poshtë të gjitha kundërshtimet. Pikë së pari, duhet të qëtësohësh, duhet të marrësh veten. Apo e kam gabim?

- Arkasha! Arkasha! - klithi Vasja, pasi kërccu nga kolltuku. Unë s'kam për të mbyllur sy tërë natën e natës, për zotin, s'kam për të mbyllur sy!

- Po, more po, po! Veçsc në të gdhirë ka për të të zënë gjumi…

- S'ka për të më zënë, kurrën e kurrës s'ka për të më zënë!

- Jo, kështu s'është mirë, s'është mirë; sigurisht që do të të zërë, në orën pesë mbështetu të flesh pak. Në tetë do të të zgjoj. Nesër është festë, do të rrish e do të shkruash tërë ditën e ditës... Pastaj vjen nata dhe... A të ka mbetur dhe shumë?

- Po ja, ja!...

Vasja, ndërsa dridhej nga gëzimi dhe nga pritja, i tregoi një fletore.

- Ja!..

- Dëgjo, vëllaçko… Po kjo sikur s'është shumë?..

- I dashuri im, kam edhe ca atje, tha Vasja, tek e vështronte Nefjedjeviçin tërë druajtje, sikur prej tij varej leja: të shkonte apo jo.

- Edhe sa?

- Edhe dy... fletë.

- E po, si t'ia bëjmë? Tani dëgjo! Për ta mbaruar, kemi kohë, për besë, kemi kohë.

- Arkasha!

- Vasja! Dëgjo! Tani, në prag të Vitit të Ri, të gjithë mblidhen nëpër familjet e tyre, vetëm unë e ti jemi pa shtëpi, jetimë... Eh, more Vasilth!

Nefjedjeviçi e pushtoi Vasjen vendçe dhe e shtrëngoi rne krahët e tij që kishte si putra ariu.

- Arkadi, i vdiq nëna!

- Po unë pikërisht për këtë doja të të thosha, more Vasilth. E, shikon, more Vasilth, more ngathaci im! Pa dëgjo! Se...

Arkadi mbeti me gojë hapur, se s'mund të bënte gëk nga gëzirni. Vasja e mbante nga shpatullat, e vështronte me sy të kërcyer, ndërsa lëvizte buzët, sikur donte të mbaronte atë frazën që e kishte lënë në mes.

- Hë! - foli më në fund.

- Prezantomë sot me ato!

- Arkadi! Shkojrnë andej të pimë ndonjë çaj. E di si? E di si? Madje, Viti i Ri s'ka për të na zënë këtu, do të ikim më shpejt, - bërtiti. ai me një frymëzim të kulluar.

- Domethënë, dy orë, as më pak, as më shumë. - Dhe pastaj s'do të shiherni derisa të mbaroj!...

- Vasilth!...

- Arkadi!...

Brenda tri minutash, Arkadi u vesh shik, kurse Vasja vetëm sa u pastrua, kështu që frakun nuk e hoqi fare: kjo, ngaqë punës i ishte futur vendçe.

Ata dolën në rrugicë me të shpejtë, njëri më i gëzuar se tjetri. Rruga për në Kollornnë kalonte nga Peterburgskaja Storona. Arkadi Ivanoviçi çapitcj i freskët dhe energjik; vetëm nga të ecurit, mund të vijc re tërë gëzitnin që e kishte pushtuar për mbarësinë e aq të lumturuarit Vasja. Vasja nxitonte me hapa më të vegjël, por, në të ccur, dukej dinjitoz. Arkadi Ivanoviçit ai asnjëherë nuk i ishte dukur më tërheqës se sot. Në këto çaste ai dukej sikur ndiente më shumë respekt për të; edhe ajo e metë fizike e Vasjes, që ia dinin të gjithë, për çka lexuesi deri tani nuk ka dijeni (Vasja e kishte trupin pak të shtrembër), e metë që ushqente një ndjenjë të fortë mëshire në zemrën e butë të Arkadi Ivanoviçit, tani i ngjallte më shumë një mallëngjim të thellë, të cilin, në këto çaste po e provonte posaçërisht për të miku i tij, ai mik, që Vasja, kuptohet vetvetiu, sido që të ishte, e meritonte plotësisht. Madje, Arkadi Ivanoviçin sikur po e merrte të qarët nga gëzimi, por e mbajti veten.

- Ku shkon, ku shkon, more Vasja? Këtej bie më shkurt! - i thirri ai, kur pa që Vasja kishte ndër mend ta nxirrte në rrugën Voznjesenskaja.

- Pusho, Arkasha, pusho!...

- Bie vërtet më shkurt, Vasja.

- Arkasha! A e di si është puna? ia nisi mc një zë misterioz Vasja, që po mekej nga gëzimi. - A e di si është puna? Kam qejf t'i çoj Lizankës një dhuratë të vogël…

- Çfarë dhurate?

- Këtu, vëllaçko, te qoshka është madam Lëruja, që ka një dyqan të mrekullueshëm!

- E, pastaj!

- Një rrjetë flokësh, more shpirt, një rrjetë flokësh; sot më zunë sytë një rrjetë të tillë të bukur; u interesova: modeli, thonë, quhet *Manon Lesko* një mrekulli! Kordelet i kishte bojëvishnje e, po qe se nuk është e shtrenjtë... Arkasha, po edhe e shtrenjtë në qoftë!...

- Ti, more Vasja, për mendimin tim, ua kaluake të gjithë poetëve! Shkojmë!...

Ata u nisën mc vrap dhc, pas dy minutash, hynë në dyqan. Atje i priti një francezc syzezë me flokët kaçurrela, së cilës, me të vënë re të dy klientët, aty për aty, ashtu si edhe vetë atyre, i ra njc çehre gëzimi, madje edhe më e fuqishme, nëse mund të shprehemi kështu. Vasja, nga entuziazmi, ishte gati ta puthte madam Lërunë.

- Arkasha! – i foli ai me gjysmë zëri, si hodhi një vështrim të zakonshëm mbi gjithçka të bukur e madhështore që qe vendosur mbi ca shtyllëza në një tryezë të madhe të dyqanit. - Mrekulli! Kjo çfarë është? Po kjo? Ja, për shembull kjo karamelëza, e shikon? - po i pëshpëriste Vasja, tek i tregonte një rrjetë të bukur flokësh në një cep të tryezës, por kurresesi atë që dontë të blintë, se, që nga larg, ai ia, kishtë ngulur sytë

një tjetre, që i dukej e hatashme, e mrekullueshme, atje, në cepin e kundërt të tryezës.

Ai po e vështronte aq ngultazi, saqë mund të të shkonte mendja sikur druhej mos ia rrëmbente kush vjedhurazi ose sikur vetë rrjeta e flokëve, për të mos i rënë në dorë Vasjes, do të ngrihej e do të fluturonte në ajër.

- Ja, - tha Arkadi Ivanoviçi, si drejtoi gishtin tregues nga njëra, ja kjo, për mua, është më e mira.

- Arkasha! Kjo zgjedhje, besa, të nderon; ç'është e vërteta, po filloj të të respektoj, sidomos për shijen që më paske, - i tha Vasja me mallëngjim tek sillej para Arkashës me hile e dhelpëri. - Rrjeta që ke zgjedhur, është një mrekulli, por pa eja pak këtu. – Hë vëllaçko, mos ka ndonjë më të mirë?

- Pa shikoje këtë!

- Këtë? - e pyeti Arkadi me njëfarë dyshimi.

Po, kur Vasja, pa e përmbajtur më dot veten, e tërhoqi atë nga një shtyllë ku qe varur dhe prej ku u duk sikur ajo në çast u lëshua poshtë fluturirnthi vetvetiu, thuajse i qenkej gëzuar këtij klienti të mirë pas një pritjeje të gjatë, kur nisën të kërcisnin tërë kordelet dhe dantellat e saj, një klithmë e papritur gëzimi shpërtheu nga gjoksi i fuqishëm i Arkadi Ivanoviçit. Madjc, edhe madam Lëruja, tek po i ndiqte me sy, me tërë seriozitetin dhe epërsinë e padiskutueshrne të sajën në guston për zgjedhjen e rrjetës së flokëve dhe, tek po heshtte për respekt, e shpërbleu Vasjen me një buzëqeshje kaq të ëmbël rniratimi, saqë, në gjithë qënien e saj, në shikimin e saj, në gjestin dhe në këtë buzëqeshje të sajën, gjithçka foli rne të parën: "Po! Ju i ratë në të dhe meritoni lumturinë që ju pret".

- Dhe më ke koketuar, më ke koketuar në vetmi! - zuri të klithte Vasja, si e pati zhvendosur tërë dashurinë e vet tek ajo rrjetë e bukur flokësh.

- Me qëllim më je fshehur, moj e pabesë, moj pëllumbesha ime! - Dhe e puthi, domethënë puthi ajrin që e rrethonte, meqenëse trembej ta prekte gjënë e tij të çmuar.

- Kështu e fsheh vetveten merita dhe virtyti i vërtetë, - shtoi Arkadi tërë gëzim, pasi kishte zgjedhur për hurnor një frazë nga një gazetë[1] mendjehollë, të cilën na e lexuakej mëngjeseve. - Hë, Vasja, po tani?

- Brohorit, more Arkasha! Ti sot po na bën ca shaka të holla, ti, siç thonë, ke për të pasur një sukses të hatashëm te femrat, po të paralajmëroj. Madam Lëru! Madam Lëru!

- Ç'urdhëroni?

- Madam Lëru, moj pëllumbeshë!

Madam Lëruja pa nga Arkadi Ivanoviçi dhe buzëqeshi me butësi.

- Ju s'do ta besonit, po ta dinit se sa ju adhuroj në këtë çast... Më lejoni t'ju puth. Dhe Vasja i dha asaj një të puthur.

Për një çast, duhej të thërrisje në ndihrnë tërë dinjitetin tënd, për të mos e ulur veten me një çamarrok të tillë. Po e pranoj se, ndër të tjera, duhej të kishe edhe një mirësjellje e hijeshi të lindur, të vërtetë, pikërisht ato veti me të cilat madam Lëruja e priti shpërthimin e Vasjes. Ajo e fali dhe diti jo vetëm me zgjuarsi, por edhe me hir të dilte nga situata që u krijua. Pse, vërtet mund të zemëroheshe me Vasjen?!

- Madam Lëru, sa e ka çmimin?

- Kjo kushton pesë rubla argjendi, u përgjigj ajo me një buzëqeshje tjetër, si rregulloi pak flokët.

- Po kjo, madam Lëru? - e pyeti Arkadi Ivanoviçi, si i tregoi atë që kishte zgjedhur vetë.

---

[1] *Dostojevski ka parasysh gazetën "Severnaja pçella" (Bleta e Veriut), gazetë politike dhe letrare, që u botua prej vitit 1825 deri në vitin 1864. Botuesi i saj ka qenë F.V.Bulgarini. Në periudhën e sundimit të carit Nikollaj I (1825-1855) ka shërbyer si tellall i monarkizmit dhe i reaksionit. (Shën. i përkth.)*

- Kjo kushton tetë rubla argjendi.

- Më falni! Më falni! Po duhet të na e thoni, madam Lëru, se cila është më e hijshme, më e bukur. Cila nga ato ju ngjan juve më shumë?

- Ajo është më e shtrenjtë, por kjo që keni zgjedhur ju, *c'est plus coquet*[2].

- E po atëherë, këtë po marrim.

Madam Lëruja mori një fletë letre të hollë-të hollë, e mbërtheu me një gjilpërë me kokë dhe dukej sikur letra, me rrjetën e flokëve brenda, u bë më e lehtë se më parë, kur ishte bosh. Vasja, tek merrte frymë nga pak, e mori me kujdes, u përshëndet me madam Lërunë, seç i tha diçka me mirësjellje dhe doli nga dyqani.

- Jam qejfli, more Arkasha, kam lindur për qejfli! - bërtiste Vasja, tek ecte me një të qeshur të fshehtë, nën zë, me një dozë nervozizmi e, tek linte prapa kalimtarët, për të cilët, aty për aty, dyshonte se mund t'ia zhubravitnin rrjetën e tij të shtrenjtë!

- Pa dëgjomë, more Arkadi, pa dëgjomë, - ia nisi ai nja një minutë më vonë dhe diçka solemne, diçka e dashur sa më s'bëhet, zuri të tingëllonte në timbrin e zërit të tij. - Arkadi, sa i lumtur jam, sa i lumtur!...

- Vasilth! Je i lumtur si edhe unë, more pëllumbthi im!

- Jo, Arkasha, jo, dashuria jote për mua, e di, nuk njeh kufi; por ti s'mund ta ndiesh as të njëqindtën e asaj që po përjetoj unë në këto çaste. Më është bërë zemra behar, behar fare! Arkasha! Unë s'e meritoj një lumturi të tillë! Këtë po e dëgjoj me veshë, po e ndiej me zemër. Ç'm'u desh, - po fliste ai, tek po dëneste mbyturazi, që i hyra një valleje të tillë, përgjigju! Pa shiko sa njerëz, sa lot, sa hidhërime, sa jetë e rëndomtë ka pllakosur gjithandej pa ndonjë shpresë gëzimi! Po unë?! Mua më dashuruaka një vajzë, mua… ç'ta zgjat, ti ke për ta parë vetë tani, vetë ke për ta vlerësuar atë zemër fisnike! Kam lindur nga një

---

[2] *Kjo është më e këndshme (frëngj.)*

shtresë e ulët, tani kam njëfarë pozite dhe një të ardhur vetjake - pagën. Kam lindur me një gjymtim fizik, e kam trupin ca të shtrembër. Ki parasysh, ajo më dashuroi kështu siç jam. Sot Julian Mastakoviçi ishte aq i butë, aq i kujdesshëm, aq i sjellshëm. Me mua flet rrallë. M'u afrua: "Hë, Vasja, ç'kemi? (Për perëndi, Vasja që Vasja më thirri.) A do të shkosh për festa të bësh qejf, ë?" (Qesh edhe vetë).

- Që thoni ju, - i them, madhëria juaj, kam punë, - por, aty për aty, e mora veten dhe e sqarova:

- Ndoshta dhe do të argëtohem, madhëri, për perëndi kështu i thashë. Ai, në çast më dha ca të holla, pastaj më tha edhe nja dy fjalë. Unë, more vëllaçko, zura të qaja, për zotin, s'i mbaja dot lotët, po edhe ai, ama, qenkej prekur, më duket, se më rrahu krahët dhe më tha: "Të jesh me ndjenja, Vasja, gjithnjë të jesh me ndjenja, ja kështu si sot..."

Vasja heshti një çast, Arkadi Ivanoviçi u kthye mënjanë dhe, me dorën grusht, fshiu një pikë loti. Dhe prapë, prapë.., - vazhdonte Vasja. Unë, more Arkadi, asnjëherë s't'i kam thënë këto gjëra… Arkadi! Ti, kaq shumë më lumturon me atë miqësinë tënde, saqë pa ty s'do të isha i gjallë në këtë botë! Jo, jo, Arkasha, mos më thuaj asnjë fjalë! Pa ma jep atë dorën të ta shtrëngoj, më lejo të të falë...nde...roj!... - Vasja përsëri s'e mbaroi frazën.

Arkadi Ivanoviçi deshi t'i hidhej Vasjes drejt e në qafë, por, meqë ishin duke i rënë rrugës tërthor dhe, pothuajse mu rrëzë veshëve të tyrec u dëgjua një zë i çjerrë "la-rgo-hu!", ata, të trembur e të shastisur që të dy, arritën me vrap deri tek trotuari. Arkadi Ivanoviçi, madje, u gëzua që ndodhi kështu. Ai e fali Vasjen për falënderimet që shprehu, ngaqë momenti qe i jashtëzakonshëm. Ndërsa atij vetë po i vinte keq. Ishte i ndërgjegjshërn që, deri tani, kishte bërë kaq pak për Vasjen! Madje atij, i vinte turp nga vetja, kur Vasja nisi ta falënderonte për vogëlsira të tilla! Por ata kishin një jetë të tërë përpara, prandaj edhe Arkadi Ivanoviçi mori frymë i lehtësuar...

Përfundirnisht, ato s'po i prisnin më. Si argument për këtë, shërbente fakti që ato ishin ulur për të pirë çaj. Por, ç'është e vërteta, i moshuari nganjëherë është më mendjehollë se i riu, dhe ç'i ri thuaj! Lizanka po ngulte këmbë se ai s'kish për të ardhur: "S'ka për të ardhur, moj nënoke; ma ndien zernra që s'ka për të ardhur"; - kurse nënokja s'reshtte së thëni se zemra e saj, përkundrazi, e ndiente se ai do të vinte patjetër, se s'do t'i rrihej, se do të vinte me vrap, se edhe punë zyre tani s'do të kishte, aq më tepër që na ishte edhe Viti i Ri! Lizanka, ndonëse me derën hapur, nuk po e priste më; dhc s'u zuri besë syve, kur na i pa, ndërsa po i merrej fryma, me zemrën që zuri t'i rrihte në çast si një zog i zënë në lak dhe me fytyrën që nisi t'i merrte një tis të kuq, ngjyrë vishnje, së cilës aq shumë i përngjante. O zot, çfarë surprize! Çfarë surprize! Ç'''ah!" i gëzuar shpërtheu nga buzët e saj! "Mashtrues! Pëllumbthi im!" - klithi ajo, si e përfshiu Vasjen për qafe... Por përfytyroni për një çast gjithë habinë e saj, gjithë druajtjen e saj të beftë: aty prapa kurrizit të Vasjes, sikur donte të fshihej pas tij, paksa i hutuar, rrinte më këmbë Arkadi Ivanoviçi. Duhet pranuar sc ai nuk ishte i shkathët me femrat, madje ishte shumë pak i shkathët, saqë, njëherë rastisi që… Po për këtë do të bëjmë fjalë më vonë. Sidoqoftë, vëreni veten në vendin e tij: këtu s'ka asgjë për të qeshur ai po priste në paradhomë, pa hequr galloshet, kapotën, kokoren, me qafën të mbështjellë në një mënyrë krejt skandaloze me një shall të punuar rne dorë, që s'honepsej fare, të cilin, për të rënë edhe më shumë në sy, na e kishte lidhur prapa. Të tëra këto duheshin çmbështjellë, duheshin hequr një orë e më parë, duhej bërë prezantimi me një paraqitje më për të qenë, se nuk ka njeri të mos ketë dëshirë të prezantohet për të qenë. Kurse tani na i qenkej bërë peshqesh edhe Vasja, që ishte për të ardhur keq, që s'honepsej, megjithëse, sidoqoftë, ai, sigurisht, ishte po ai Vasja i dashur, zemërbardhë, por që, në fund të fundit, rnbetej i padurueshëm, i pamëshirshëm.

- Ja, moj Lizanka, - klithi ky, ja ku e ke Arkadin tim! Si të duket? Ky është miku im më i mirë, përqafoje, puthe, moj Lizanka, puthe në fillim, se pastaj, kur ta njohësh më mirë, ke per ta puthur vetë...

Çfarë, pra; çfarë, pra, duhej të bëntc, po ju pyes, Arkadi Ivanoviçi? Ndërkohë, ky na kishte çmbështjellë vetëm gjysmën e shallit! Të themi atë që është, nganjëherë të vjen turp nga dufet c tepruara të Vasjes; ato, sigurisht, tregojnë se ai ka një zemër të mirë, por... të vjen zor, nuk është rnirë.

Më në fund, të dy hynë brenda. Plaka ishte e gëzuar sa s'thuhet, po njihej me Arkadi Ivanoviçin; ajo kishte dëgjuar shumë gjëra, ajo... Por e la fjalën në mes. Një "ah!" i gëzuar, që ushtoi fort në dhomë, bëri ajo të mos e çonte fjalën deri në fund. O perëndi! Lizanka po rrinte para rrjetës së flokëve që qe shpalosur papritmas, me duart e kryqëzuara në një rnënyrë naive dhe, ndërsa po buzëqeshte, tek po buzëqeshte kësisoj... O perëndi, pse, madam Lëruja s'na paskej pasur ndonjë rrjetë të mirë? Ah, mor zot, po ku gjendet rrjetë e mirë? Kjo s'ka të sharë! Ku, pra, ku gjendet një tjetër më e mirë? Po flas seriozisht! Mua, në fund të fundit, në njëfarë mënyre, më indinjon, më hidhëron një mosmirënjohje e tillë e të dashuruarve. Se ja, gjykoni vetë, zotërinj, a mund të ketë gjë më të mirë se kjo rrjetë dashurie?! Hë, pra, shikojeni... Por ç'e do, ankesat e mia shkuan kot; ata tani, të gjithë, janë dakord me mua; kjo na paskej qenë një lajthitje e çastit, një mjegull, një shpërthim ndjenjash; unë jam gati t'i fal... Por, megjithatë, vini re... të më falni, zotërinj, unë përsëri atë rrjetën e kam fjalën: na ishte prej tyli, e lehtë, një kordele e gjerë ngjyrë qershie, një dantellë sipër, kalonte midis tylit dhe gajtanit dhe nga. prapa vinin nja dy kordele të gjera dhe të gjata; këto binin, me siguri, pak poshtë zverkut, mbi qafë... Veçse e tërë rrjeta u dashkej vënë në kokë paksa prapa; hë, pra, këqyreni; hë, pra, se pastaj kam për t'ju kërkuar mendimin tuai!.. Ç'e do, ju, me ç'po shikoj, s'po e këqyrni!...

Juve, më duket, aq ju bën! I paskeni ngulur sytë gjetiu....Ju po shikoni se si nja dy pika loti, të mëdha-të mëdha, si dy shpërthyen njëherazi nga sytë e zinj katran, veguan një çast në qepallat të gjata dhe ranë më shumë në ajër, sesa në atë tyl, prej të cilit përbëllej vepra artistike e madam Lërusë. Dhe përsëri mua më vjen keq, se rrjeta pothuajse nuk ishte shkaku i atyre dy pikave loti!... Jo! Për mendimin tim një gjë e tillë duhej dhuruar me gjakftohtësi. Vetëm atëherë atë mund ta vlerësosh me të vërtetë! Unë, zotërinj, e pranoj, shkaku i të gjithave ishte ajo rrjetë!

U ulën. Vasja me Lizankën, kurse plaka me Arkadi Ivanoviçin; ia nisën muhabetit. Arkadi ditkcj të sillej fare mirë. Unë i jap hak me kënaqësi. Madje ishte e vështirë ta prisje nga ai një gjë të tillë. Si tha nja dy fjalë për Vasjen, ai, fare bukur, e hodhi fjalën te Julian Mastakoviçi, bamirësi i tij. Dhe ia nisi me kaq zgjuarsi, saqë biseda, ç'është e drejta, s'kish të mbaruar as pas një ore. Duhet thënë se me sa marifet, me sa takt preku Arkadi Ivanoviçi disa veçori të Julian Mastakoviçit, që kishin të bënin me Vasjen, drejtpërdrejt ose tërthorazi. Por edhe plaka, ama, që magjepsur, qe magjepsur fare: këtë ajo e pranoi vetë, ajo qëllimisht e thirri Vasjen mënjanë dhe atje i tha se miku i tij ishte një i ri tejet i mrekullueshëm, tejet i sjellshërn dhe, kryesorja, një i ri serioz. Vasja sa nuk ia plasi gazit nga kënaqësia. Atij i ra ndër mend se si Arkasha serioz e pati vërtitur nja një çerek ore në shtrat! Mandej plaka i shkeli syrin Vasjes dhe i tha që, pa zhurmë e me kujdes, të dilte pas saj për në dhomën tjetër! Duhet pranuar se ajo veproi pak keq, po të kemi parasysh Lizankën: sigurisht, ajo, ngaqë po i gufonte zemra, e preu në besë vajzën, se iu tek t'i tregonte Vasjes, qetë-qetë, një dhuratë që Lizanka i kishte përgatitur atij për Vitin e Ri. Ky na qenkej një portofol, i qëndisur me rruaza të vogla, me fije ari dhe me një figurë të shkëlqyer: nga njëra anë ishte një sorkadhe, krejt si e gjallë, që vraponte me të katra, sikur ta kishe aty para syve, aq bukur dukej! Në anën tjetër ishte

portreti i një gjenerali të njohur, i qëndisur, gjithashtu, për bukuri dhe me shumë ngjashmëri. Nuk po flas fare këtu për ngazëllimin e Vasjes. Ndërkaq, edhe në dhomën tjetër koha nuk kishte kaluar kot. Lizanka iu afrua Arkadi Ivanoviçit ballas. Ajo e kapi nga duart dhe po e falënderonte për diçka, Arkadi Ivanoviçi, më në fund, i ra në të se fjala ishte pikërisht për shumë të shtrenjtin Vasja. Lizanka, madje, ishte mallëngjyer thellësisht; ajo paskej dëgjuar se Arkadi Ivanoviçi ishte një mik i tillë i sinqertë i të fejuarit të saj, që e donte, përkujdesej dhe i jepte aq shumë këshilla shpëtimtare në çdo hap të jetës së tij, saqë ajo, të themi të drejtën, nuk mund të mos falënderonte atë, nuk mund ta përmbante ndjenjën e mirënjohjes, se shpresonte, më në fund, që Arkadi Ivanoviçi do ta donte edhe atë, po aq fort, sa donte edhe Vasjen, ose, së paku, sa gjysma. Pastaj ajo ia nisi nga pyetjet, nëse Vasja e ruante shëndetin, shprehu ca shqetësime për karakterin e tij të hedhur, për mosnjohjen e plotë të njerëzve dhe të jetës praktike, i tha se ajo, me kalimin e kohës, do të përkujdesej për me fanatizëm, do t’ia ruante e do t'ia përkëdhelte fatin dhc se ajo shpresonte, së fundi, që Arkadi Ivanoviçi jo vetëm s'do t'u kthente krahët, por edhe do të jetonte bashkë me ta.

- Ne, që të tre do të jetojmë si një trup i vetëm, - klithi ajo nga gëzimi me një naivitet tepër të theksuar.

Por duhej ikur. Ato, dihet, zunë t'i pengonin, por Vasja ua preu shkurt se ishte e pamundur. Arkadi Ivanoviçi po ashtu. I pyetën, sigurisht, se pse nxitonin dhe, në çast, u mor vesh se qenkej një punë që Julian Mastakoviçi ia kishte besuar Vasjes, që duhej paraqitur pasnesër në mëngjes dhe që jo vetëm s'ishte përfunduar, por edhe qe lënë fare pas dore. Nënokja la mendjen sapo e mori vesh, kurse Lizanka vetëm u tremb, u alarmua, madje e përzuri Vasjen. E puthura e fundit nga kjo nuk pësoi ndonjë ndryshim të dukshëm: ajo qe më e shkurtër, më e

nxituar, por ama më e nxehtë dhe më e fortë. Më në fund, u ndanë dhc të dy miqtë u lëshuan për në shtëpi.

Që të dy, menjëherë, si në garë, sapo u gjenden jashtë, nisën t'i besonin shoku-shokut përshtypjet e veta. Dhe s'mund të ndodhte ndryshe: Arkadi Ivanoviçi na paskej rënë në dashuri, dhe na paskej rënë për vdekje, me Lizankën! Dhe kujt mund t'ia besonte më mirë një gjë të tillë, sesa vetë të lumturuarit Vasja? Dhe kështu bëri: s'i erdhi turp dhe në çast ia zbrazi Vasjes të gjitha. Vasjes na i kishte hipur një gëzim prej të dalldisuri dhe po qeshte si i marrë; madje theksoi se kjo s'ishte aspak ndonjë gjë e tepërt: dhe se ata këtej e tutje do të ishin edhe më shumë miq. "Ti, more Vasja, ma bleve mendjen, - i tha Arkadi Ivanoviçi, - me të vërtetë! Atë unë e dua aq sa edhe ty; ajo do të jetë engjëlli im, po ashtu si edhe i yti, meqenëse edhe mua do të më bjerë fati i lumturisë suaj, edhe mua do të më ngrohë. Ajo, more Vasja, do të jetë edhe zonjë e shtëpisë sime, në duart e saj do të jetë lumturia ime; si të të qeverisë ty, të më qeverisë edhe mua. Kështu, atë miqësi që kam për ty, e kam edhe për të; këtej e tutje ju kam një e të pandarë; unë do të kem tani dy të tilla si ti, në vend të njërës..."

Arkadi, i pushtuar tërësisht nga emocionet, heshti, kurse Vasja ishte tronditur nga fjala e tij deri në thelb të zemrës. Puna ishte se ai kurrë s'i kish pritur fjalë të tilla nga goja e Arkadit. Përgjithësisht, Arkadi Ivanoviçi nuk ishte i zoti i gojës, qejf nuk kishtc fare të ëndërronte; kurse tani, në çast, i kish hipur të shihte ëndrra nga më gazmoret, nga më të freskëtat... nga më të ylbertat!... Ah, si kam për t'ju ruajtur, për t'ju përkëdhelur, - ia nisi ai sërishmi. Së pari, unë, more Vasja, do t'ju pagëzoj fëmijët, të gjithë, një për një, kurse, së dyti, Vasja, duhet përkujdesur edhe për të ardhmen. Duhen blerë mobiliet, duhet marrë me qira një apartament, në mënyrë që edhe ajo, edhe ti, edhe unë të kemi dhomë të veçantë. E di si, Vasja? Që nesër po nisem një vrap te shikoj njoftimet mbi portat. Tri... jo, dy dhoma, më shumë

s'na duhen. Madje, Vasja, mendoj se sot kam folur gjepura, të hollat do të na mjaftojnë. Po, po! Sapo i pashë sytë e saj, në çast e llogarita se na mjaftojnë. Gjithçka për të! Oh, si kemi për të punuar! Tani, more Vasja, mund të rrezikojmë e të paguajmë për apartamentin nja njëzet e pesë rubla. Apartamenti, vëllaçko, është gjithçka! Kur dhomat janë të mira... edhe njeriu është në qejf, edhe ëndrrat marrin ngjyrë ylberi! Dhe, së dyti, Lizanka do të jetë arkëtarja jonë e përbashkët: s'do të kemi asnjë qindarkë të tepërt! Unë të shkel në mejhane?! Pse, për kë më merr ti mua?! Kurrën e kurrës! Pastaj, do të kemi shtesë page, shpërblime, se punën kemi për ta bërë me merak. Uf, si buaj kemi për të punuar!... Ja, përfytyroje një çast, - dhe zëri i Arkadi Ivanoviçit u dobësua nga kënaqësia, - në çast, kështu, fare papritur mund të na bien për shok nga njëzet e pesë ose tridhjetë argjendushka! Dhe, sa herë të shpërblehemi, do të blejmë, herë ndonjë rrjetë flokësh, herë ndonjë shall ose ndonjë palë çorape! Ajo, detyrimisht, duhet të më punojë me grep ndonjë shall; shikoma se ç'mizerje shall që kam: të zverdhur, të lerosur e që sot rna punoi të zezën, ç'e pyet! Por edhe ti, o Vasia, ama, s'mbetesh prapa; a e merr me mend që jam katandisur si një kular... por hallin e kam gjetiu! Se ja, që ta dish, tërë shpenzirnet i marr përsipër vetë! Se jam i detyruar t'ju bëj ndonjë dhuratë kjo është në nderin tim, ka të bëjë me sedrën time!... Kurse shpërblimet e mia s'kanë se ku shkojnë: Pse, Skorohodovit, thua, t'ia japin? Pse t'i mbajë kot në xhep ky gjatosh? Unë, mor vëlla, kam për t'ju blerë lugë të argjendta, thika të mira jo thika argjendi, po thika shkëlqyera dhe një jelek, domethënë, një jelek për vete, se unë do të jem kumbari juaj! Veçse mbahu, ama, mbahu, se unë, more vëlla, edhe sot, edhe nesër, edhe tërë natën e natës kam për të të ndenjur çekan mbi kokë, kam për të ta marrë shpirtin në punë: Mbaroje! Mbaroje, vëllaçko, një sahat e më parë! Dhe pastaj prapë do të verni në mbrëmje, dhe pastaj prapë do të jemi të lumtur, do të luajmë tavëll!... Mbrëmjeve do të rrimë deri vonë. Oh, sa mirë! Hej, djall o

punë! Sa keq më vjen që s'mund të të ndihmoj. Se, po të mundja, do t'i merrja fletët të gjitha, të gjitha do t'i shkruaja për ty... Medet, që s'e kemi shkrimin të njëllojtë!

- Po! - u përgjigj Vasja. - Po! Duhet shpejtuar. Kam përshtypjen se ora tani do të jetë nja njëmbëdhjetë. Duhct shpejtuar... dhe, si tha këto fjalë, Vasja, që tërë kohën herë buzëqeshte, herë përpiqej, në njëfarë mënyre, ta ndërpriste me ndonjë vërejtje ekzaltuese shfrimin e ndjenjave të mikut të tij dhe që, me një fjalë, e bënte atë ta pushtonte një frymëzim shurnë i fuqishëm, papritmas u shtrua, e rnbylli gojën dhe e nxitoi hapin, rnori rrugën pothuajse rne vrap. Me sa dukej, një ide ndjellakeqe ia akulloi në çast kokën që i digjej flakë; zemra sikur iu mblodh sërish.

Arkadi Ivanoviçi zuri të shqetësohej; pyetjeve të tij të njëpasnjëshme Vasja nuk u përgjigjej, por mjaftohej me ndonjë fjalë aty-këtu. ose me ndonjë klithmë që s'kishte të, bënte me problemin në fjalë.

- Po ç'ke kështu, more Vasja? - bërtiti ai, më në fund, tek po e ndiqte nga pas me zor. - Ti me të vërtetë po shqetësohesh kaq shumë?!

- Ah, more vëlla, boll dërdëllitëm! - iu përgjigj Vasja, madje me inat.

- Mos u dëshpëro, Vasja, mbaje veten! - e ndërpreu Arkadi. - Unë të kam parë kur, brenda një afati më të shkurtër, ke shkruar edhe më shumë... Ç'paske tani?! Ti je vërtet i talentuar! Tek e fundit, mund t'i mëshosh penës edhe pak më shpejt: fundja, shkronjat e tua s'kanë për t'i bërë me litografi. Ke kohë!… Por, ngaqë je i shqetësuar e i hutuar kaq shumë, puna vjen e të bëhct më e vështirë...

Vasja nuk përgjigjej ose murmuriste diçka nën zë, kështu që të dy, të alarmuar seriozisht, arritën me vrap deri në shtëpi.

Vasja, po atë çast, u ul mbi letra. Arkadi Ivanoviçi u qetësua dhe s'e hapi më gojën, u zhvesh dhe ra në shtrat, pa ia hequr sytë shokut.

Një ndjenjë frike e kapi aty për aty. Ç'po ndodh me të? - pyeti me vete, tek po këqyrte fytyrën e zbehtë të Vasjes, sytë që i ishin ndezur flakë, shqetësimin dukej sheshit në çdo lëvizje të tij. Atij edhe dora po i dridhet… Hej, djall o punë! S'do të ishte keq ta këshilloja të bënte nja dy orë gjumë, së paku, ta kalonte në gjumë trazimin që ka".

Sapo mbaroi një faqe, Vasja ngriti sytë, vështroi pa dashje Arkadin dhe, si i uli prapë, rrëmbeu përsëri penën.

- Pa dëgjomë, more Vasja, ia nisi në çast Arkadi Ivanoviçi, - a s'do të ishte mirë të flije ca? Pa shikoje veten, të kanë hipur të dridhurat...

Vasja e pa Arkadin tërë zemërim, madje gjithë inat dhe s'i dha përgjigje.

- Dëgjomë, Vasja, ç'po bën kështu me veten tënde?...

Vasja, aty për aty, ndërroi mendje.

- A pimë ndonjë çaj, o Arkasha? – i propozoi ai.

- Si kështu? Pse?

- Të jep fuqi. S'më flihet, prandaj edhe s'kam për t'u shtrirë! Tërë kohën do të shkruaj. Kurse tani do të më çlodhtc një gotë çaj, aq më tepër që, edhe çastet e rënda që po përjetoj, do të më kalonin.

- Në vend, more vëllai im Vasja! Shkëlqyeshëm! Ja, kështu, më rrofsh! Unë vetë doja ta propozoja. Madje po çuditem se si nuk më erdhi vetë ndër mend. Veçse e di si është puna? Mavra s'ka per t'u çuar, kurrën e kurrës s'ka për t'u zgjuar...

- Ashtu?

- Gjepura, s'ka rëndësi, klithi Arkadi Ivanoviçi, si u hodh nga shtrati me këmbët zbathur. - Samovarin do ta vë vetë. Se mos e kam për herë të parë thua?!...

Arkadi Ivanoviçi vrapoi per në kuzhinë dhe nisi të merrej me samovarin; ndërkaq, Vasja po shkruante. Arkadi Ivanoviçi u vesh dhc shkoi një vrap deri në dyqanin e bukës, në mënyrë që Vasja të merrte ca

fuqi për natën. Një çcrck ore më pas, samovari ishte në tryezë. Ata nisën të pinin çaj, por muhabeti nuk shkonte. Vasja vazhdonte të ishtc i shqetësuar.

- Po ja, tha ai, më në fund, thua se kishte ndërruar mendje, - nesër duhet shkuar për urim...

- Ti kurrsesi s'duhet të shkosh.

- Jo, more vëlla, s'vete kjo punë, kundërshtoi Vasja... Për ty do të firmos unë tek të gjithë… ç'ke tani! Nesër ti puno. Sot ti, do të bëje mirë të mos lëvizje deri nga ora pesë, siç të thashë dhe pastaj të merrje një sy gjumë. Se, ndryshe, a e di se si ke për t'u dukur nesër? Unë do të të zgjoj në orën tetë plot...

- Po a do të ishte e rregullt që ti të nënshkruaje në këmbën time? - e pyeti Vasja gjysmë i lëkundur.

- Po ku ka më mirë? Kështu bëjnë të gjithë!...

- Ç'është e vërteta, kam frikë...

- Po per se, për se ke frikë?

- Që ta marrësh vesh, për të tjerët s'ka rëndësi, kurse Julian Mastakoviçi, more Arkasha, është bamirësi im dhe, sapo ta vërë re që është një dorë e huaj...

- Sapo ta vërë re! Ama ç'bëhesh edhe ti, o Vasilth! Po hë, si mundka ta vërë re?.. Se unë, që dish ti, emrin tënd e nënshkruaj tmerrësisht edhe dredhkën e bëj po ashtu, për zotin, të them! Lëri këto! Je në vete?! Kush ka për ta vënë re?..

Vasja s'përgjigjej dhe gotën e çajit po e pinte me nxitim... Pastaj tundi kokën. në shenjë dyshirni.

Vasja, more pëllumbth! Ah, sikur t'ia dilnim mbanë!

- Vasja, ç'paske kështu?! Ti me të vërtetë po më kall frikën! Dëgjo, Vasja, unë as që kam për t'u shttirë, s'më mbyllen sytë. Po pa më thuaj, a të ka mbetur dhe shumë?

Vasja e pa me ca sy të tillë, saqë Arkadit zemra iu angështua dhe gjuha iu pre.

- Vasja! Ç'ke kështu? A je në vete? Ç'më shikon me ata sy?!

- Arkasha, të them të vërtetën, nesër do të shkoj të uroj Julian Mastakovicin.

- E po mirë, shko! - ia ktheu Arkadi, tek e vështronte me ca sy të kërcyer, ku lexohej një pritje plot ankth.

- Dëgjomë, Vasja! Jepi penës; gjëra të liga unë s'po të këshilloj, për zotin që është një! Sa herë e ka thënë vetë Julian Mastakoviçi, se, në penën tënde, mbi të gjitha, atij i pëlqen qetësia! Se vetëm Skoropllohinit i pëlqen që gjithçka të jetë e qartë dhe e bukur si një bukurshkrim, që pastaj ta zhvatë në ndonjë farë mënyre dhe t'ua çojë fëniijëve në shtëpi për ta kopjuar. S'bleka dot, ky pizeveng, një fletore bukurshkrirni?! Kurse Julian Mastakoviçi një e dy e thotë, një e dy e kërkon: qartësi, qartësi dhe qartësi!.. Çfarë do më tani? Unë, more Vasja, me gjithë mend e kam, nuk po di se si të flas me ty... Madje më ka hyrë frika... Ti po fut në dhe të gjallë me ato brengat e tua.

- S'ka gjë, s'ka, gjë!- tha Vasja dhe, i dërrmuar, u plandos mbi karrige. Arkadi u alarmua.

- Mos do gjë ujë? Vasja! Vasja!

- Mjaft, mjaft! - iu përgjigj Vasja, ndërsa po i shtrëngonte dorën. - S'kam gjë; vetëm se më hipi një si trishtim, more Arkadi. As vetë s'e them dot se cili është shkaku. Dëgjomë, folna më mirë për diçka tjetër; mos ma kujto...

- Qetësohu, Vasja, pash perëndinë, qetësohu! Ke për ta mbaruar, për perëndi, ke për ta mbaruar! Po, edhe në mos e mbarofsh, mos do të bëhet ndonjë hata e madhe? Sikur kushcdi ç'krim u bë!

- Arkadi! - iu drejtua Vasja, tek po e këqyrte mikun e vet me një vështrim kaq domethënës, saqë ky u tremb keq, meqë Vasja nuk qe shqetësuar ndonjëherë tjetër kaq tmerrësisht. - Po të kisha qenë një i

vetëm, si më parë... Jo! Ç'po them cdhe unë. Kam qejf të t'i them të tëra, të të bqsoj, si mik që të kam... Megjithatë, pse të të shqetësoj? Që ta dish, more Arkadi, disave u takon të bëjnë gjëra të mëdha, disa të tjerë, si puna ime, bëjnë gjëra të vogla. Mirëpo, sikur nga ti të kërkonin një falenderim, një mirënjohje, kurse ti të mos ishe në gjendje ta bëje një gjë të tillë...?

- Vasja! Unë s'po të marr vesh absolutisht!

- Unë asnjëherë s'kam qenë mosmirënjohëse, po thoshte Vasja i qetë, thuajse ishte duke arsyetuar rne vetveten. - Por, kur nuk jam në gjendje t'i shpreh të gjitha ato që mendoj, atëherë më duket sikur... Atëherë, more Arkadi, na del sikur unë me të vërtetë jam mirënjohës dhe kjo mua po më merr në qafë.

- Ç'thua kështu, ç'thua! Mos vallë këtu qëndruaka e gjithë mirënjohja, që ti ta mbarosh së shkruari brenda afatit? Pa mendo, Vasja, sc ç'po flet! Pse, këtu qëndruaka mosmirënjohja?

Vasja heshti në çast dhc vështroi nga Arkadi me ca sy të zgurdulluar, thuajse argumenti i tij i papritur i shteroi të gjitha dyshimct. Ai, madje, buzëqeshi, por, aty për aty, u krodh në mendime si më parë. Arkadi, si e mori këtë buzëqeshje si fundin e të gjitha frikave, kurse shqetësimin që e kapi sërishmi, si vendosmëri për diçka më të mirë, u gëzua tej mase.

- E po, Arkasha vëllai, kur të zgjohesh, - i tha Vasja, - hidhi sytë nga unë; në më pastë zënë gjumi, do t'i kem punët keq; kurse tani po i futem punës... Mirë, Arkasha?

- Si?

- Jo, unë kot fare, unë s'kisha gjë... unë desha...

Vasja u ul dhe s'foli më, Arkadi u shtri. As njëri, as tjetri s'thanë asnjë fjalë për Kollomenskët. Ndoshta që të dy po e ndienin se kishin paksa faj, kishin bërë ca qejf jo në kohën e duhur. S'shkoi shumë dhe Arkadi Ivanoviçin e mundi gjumi me një brengë në shpirt për Vasjen.

Për habinë e tij, ai u zgjua kur kishte kaluar ora shtatë e rnngjesit. Vasja, i zbehtë dhc i rraskapitur, po flinte në karrige, pa e lëshuar penën nga dora; kishte mbaruar. Në kuzhinë, Mavra jepte e merrte me samovarin.

- Vasja, Vasja! - bërtiti Arkadi i trembur. - Kur re të flesh?

Vasja hapi sytë dhe kërceu nga karrigia...

- Ah! - ia bëri ai. – Më paska zënë që më paska zënë gjumi!..

Dhe në çast u lëshua drejt letrave: s'kishte ndodhur asgjë, gjithçka ishte në rregull; as qiri, as boja nuk kishin pikuar.

Kam përshtypjen se gjumi më ka zënë aty nga ora gjashtë, tha Vasja. - Sa ftohtë bën natën! Eja të pimë nga një çaj, se unë përsëri...

- A hëngre gjë?

- Po, po, në rregull, tani jam në rregull.

- Gëzuar Vitin e Ri, more vëlla Vasja!

- Tungjatjeta, vëllaçko, tungjatjeta! Gëzuar edhe ti, i dashur.

U përqafuan. Vasjes i dridhej mjekrra dhe sytë iu përlotën. Arkadi Ivanoviçi rrinte në heshtje: atij sesi i vintc; që të dy çajin po c pinin me ngut.

- Arkadi! E vendosa, do të shkoj vetë te Julian Mastakoviçi...

- Po ai s'ka për ta vënë re...

- Mirëpo mua, more vëlla, gati po më bren ndërgjegjja.

- Po ti për të je ngulur e po punon, për të po e torturon veten... Mjaft më! E di si është puna, unë, more vëlla, po shkoj vetë andej...

- Për ku? - e pyeti Vasja.

Tek Artjomovët. Po i uroj nga ana ime dhe nga ana jote.

- Pëllumbthi im, i dashuri im! E po, unë po rri këtu.; shiko sa mirë të ka vajtur mendja, se unë po merrem me këtë punë, s'po e kaloj kohën kot! Pa prit një çikë, po u shkruaj një copë letër në çast.

- Shkruaju, vëlla, shkruaju, se ke kohë, ndërkohë, unë do të lahem, do të rruhem, do të pastroj frakun. Kështu, pra, Vasja, more vëllai im, do të jemi të kënaqur dhe të lumtur! Përqafomë, Vasja!

- Ah, vëlla, sikur të ishte ashtu!

- Këtu banon zoti çinovnik Shumkovi? - u dëgjua nga shkallët një zëth fëmije.

- Këtu, more shpirt, këtu, u përgjigj Mavra, ndërsa po e fuste mysafirin brenda.

- Ç'bëhet andej? Çfarë, Çfarë? - bërtiti Vasja, si kërceu nga karrigia dhe u turr drejt paradhomës. - Petrush, ti më qenke?..

- Tungjatjeta, kam nderin t'ju uroj gëzuar Vitin e Ri, Vasil Petroviç, - iu drejtua nië djalë simpatik rreth dhjetë vjeç, me kaçurrela të zinj. - Motërza ju dërgon falëmeshëndet, edhe nënokja po ashtu; motërza më porositi t'ju puth në këmbë të saj...

Vasja e ngriti lart të dërguarin dhe i dha një të puthur të ëmbë1, të gjatë dhe entuziaste mu në buzë, që ngjasonin tmerrësisht me ato të Lizankës. - Puthe, more Arkadi! - po i thoshte, si ia dorëzoi Petrushin në duar, dhe Petrushi, pa çikur këmbët në tokë, në çast kaloi në krahët e Arkadi Ivanoviçit, ca krahë të fuqishëm dhe lakmues në kuptimin c plotë të fjalës.

- Pëllumbthi im, a do një çaj?

- Ju falem nderit! Kemi pirë! Sot u ngritëm herët. Ata të shtëpisë shkuan në meshë. Motërza rnë drodhi floka nja dy orë, më bëri mc pomadë, më lau, më qepi pantallonat, se i grisa dje me Sashën në rrugë: filluam të luanim me topa bore.

- Pa shih, pa shih, pa shih!

- E kështu, më nisi e më stolisi për te ju; pastaj më leu me pomadë dhe mandej filloi të më puthte fort e më tha: "Shko e uroma Vasjen dhe pyetma, a janë të kënaqur, a fjetën rehat". Dhe pastaj... dhe pastaj t'ju pyesja për po, m'u kujtua: t'ju pyesja nëse mbaroi ajo puna, që

ju dje... atje se si thatë... Dale se e kam të shkruar, tha djali, ndërsa po lexonte nja dy gisht letër që e nxori nga xhepi, - po: Ajo ishte e shqetësuar.

- Do të mbarojë! Do të bëhet! Kështu të m'i thuash, se do të bëhet, patjetër, do ta mbaroj, për fjalë të nderit!

- Veç asaj... Ah! Harrova fare: motërza të ka dërguar nja dy gisht letër dhe një dhuratë, kurse unë harrova fare!...

- O Zot!... Ah, morc pëllumbthi im! Po ku m'i ke?... Ku m'i ke?! Këtu, ë! Pa Shiko, vëllaçko, sc ç'më shkruan. Pë-llu-mbe-shkë, e dashurëz! di? Dje asaj i pashë një portofol për mua. Atë s'e kam rnbaruar, thotë, prandaj, po ju dërgoj një tufë flokësh nga të mitë, se atë këtu e keni. Shikoje, vëllaçko, shikoje.

I rrëmbyer nga emocionet, Vasja po i tregonte Arkadi Ivanoviçit një tufë flokësh të dendur që, në dritë, dukeshin pisë të zinj; mandej i puthi fort dhe i fshehu në xhepin e majtë, sa më pranë zemrës.

- Vasja! Ty kam për të të porositur një medaljon për këta flokë! - tha më në fund prerazi Arkadi Ivanoviçi.

- Sot do të kemi mish viçi të pjekur, kurse nesër tru; mamaka ka qejf të përgatitë bukësheqere... Kurse çorbë me bollgur meli nuk do të kemi, - tha djali, si mendoi një hop se si t'u jepte fund fantazive të tij.

- Sa djalë i mirë, mor zot! - bërtiti Atkadi Ivanoviçi. - Vasja, ti je robi më i lumtur i perëndisë.

Çunaku e piu çajin, mori një pusullë, nja një mijë të puthura dhe doli i lumtur dhe gjithë gjallëri, si më parë.

- E po, vëllaçko, ia nisi Arkadi Ivanoviçi gjithë gëzim, shikon sa mirë venë punët, e shikon?! Gjithçka nisi mbarë, mos u ligështo, mos u step! Ec përpara! Mbaroje, Vasja, mbaroje! Në orën pesë, unë do të nisem për në rrugë e sipër do të kthehem nga ato, pastaj nga Julian Mastakoviçi...

- E po, vëllaçko, rrugë e mbarë, rrugë e mbarë!... Ah, sikur!... Nejse, mirë e ke, nisu, mirë e ke, - i tha Vasja, - unë, more absolutisht s'kam për të shkuar te Julian Mastakoviçi.

- Mirë mbetsh!

- Prit, vëllaçko, prit: të m'u thuash... nejse, gjithçka që të të kujtohet; atë të ma puthësh... dhe të m'u tregosh, vëllaçko, pastaj gjithçka të m'u tregosh...

- Ama dhe ti, ama dhe ti! Po dihet ajo punë se çfarë do t'u tregoj! Kjo lumturi ty të ka bërë tjetër njeri! Kjo është diçka e papritur; që nga dita e djeshme e ke hurnbur pusullën. Nga përshtypjet e djeshme ende s'e ke marrë veten. Kështu, pra, ta mbyllim! Shërohu, more Vasja, more pëllumbthi im! Mirë mbetsh, mirë mbetsh!

Më në fund, miqtë u ndanë. Tërë mëngjesin, Arkadi Ivanoviçi ishte i hutuar dhe mendjen e kishte vetëm te Vasja. Ai e njihte karakterin e tij të dobët e impulsiv. "Po, kjo lumturi e ka bërë tjetër njeri. Unë s'u gabova! - po fliste me vete ai. - O zot! Ai edhe mua më kalli veremin. Dhe ky njeri, si askush tietër, gjërat e vogla i bën tragjedi! Dhe çfarë ethemadhi që është! Ah, duhet shpëtuar! Duhet shpëtuar!" - tha Arkadi, pa e kuptuar as vetë se, në zemrën e tij, rne sa dukej, i paskej menduar si gjëmë ca ngatërresa të vogla shtëpie, që, në thelb, s'kishin kurrfarë rëndësie. Vetëm në orën njëmbëdhjetë arriti në paradhomën e Julian Mastakoviçit për të shënuar edhe emrin e vet modest në kolonën e gjatë të emrave të personave të respektuar, që paskëshin nënshkruar aty në një fletë me ca pika boje e tërë vija. Po sa u çudit, kur, mu përpara syve të tij, pa firmën e vetë Vasja Shumkovit! Kjo e habiti. "Ç'po ndodh me të?" - mendoi një çast. Arkadi Ivanoviçi, që gjer dje e kishte mbajtur veten me shpresë, doli jashtë i mërzitur. Me të vërtetë që po gatuhej një e keqe. Po ku? Ç'e keqe?

Në Kollomnë ai arriti me ca mendime të zymta në kokë. Në fillim ishte si i shushatur, por, si shkëmbeu nja dy fjalë me Lizankën,

doli jashtë me lot në sy, meqë për Vasjen qenkej trembur seriozisht. Për në shtëpi u nis me vrap dhe, në bregun e Nevës, u ndesh ballë për ballë me Shumkovin. Edhe ai po vraponte.

- Për ku kështu? - e pyeti Arkadi Ivanoviçi me zë të lartë.

Vasja i mbajti këmbët, sikur ta kishin zënë në faj.

- Unë more vëllaçko, ashtu kot; desha të bëja një shëtitje.

- Stu durua. Për në Kollomnë po shkoje? Ah, Vasja, Vasja! Po pse na paske shkuar te Julian Mastakoviçi?

Vasja s'po përgjigjej; por pastaj i dha karar dhe tha:

- Arkadi! S'e di se ç'po ndodh kështu me mua! Unë...

- Boll, Vasja, boll! E di unë se c'po ndodh me ty. Qetësohu! Ti je i shqetësuar dhe i tronditur që nga dita e djeshme! Pa mendo një herë: Po si të mos e përballoje një gjë të tillë! Të gjithë të duan, të gjithë të vijnë rrotull, puna po të ecën, atë ke për ta mbaruar, patjetër ke për ta mbaruar. Po unë mendoj një tjetër gjë: ti po përfytyron diçka, ti s'e ç'ke që trembesh...

- Jo, s'kam gjë, s'kam gjë...

- A të kujtohet, rnore Vasja, a të kujtohet? Kjo ty të ka ndodhur edhe herë të tjera.Të kujtohet kur të ngritën në detyrë? Ti, nga gëzimi dhe mirënjohja, e dyfishove zellin dhe një javë të tërë punët i bëre dëm. E njëjta gjë po ndodh edhe tani me ty...

- Po, more Arkadi, po; por tani është ndryshe, tani ndryshon puna krejt...

- Më fal, po si ndryshuaka puna?! Çështja, ndoshta, nuk është aspak urgjente, kurse ti po merr veten në qafë...

- S'ka gjë, s'ka gjë, ashtu kot e pata. E po, nisemi!

- Pse po shkon në shtëpi e jo tek ato?

- Jo, more vëlla! Me ç'sy e faqc do të shkoja?... Ndërrova mendje. Fillikat, pa ty, s'më rrihej në karrige; kurse tani që ti je me mua, do të ulem të shkruaj. Niserni!

U nisën dhc, për njëfarë kohe, po ecnin në heshtje. Vasja po nxitonte.

- Ç'ke kështu që s'po më pyet për to? - i tha Arkadi Ivanoviçi.

- A, po! Pa hë, more Arkasha, ç'do të më thuash?

- Vasja, sot s'po të njoh!

- Nejse, s'ka gjë, s'ka gjë. Pa tregomi të gjitha, Arkasha! - i tha Vasja me një ton lutës, sikur po u bënte bisht shpjegimeve të mëtejshme. Arkadi Ivanoviçi u mbush me frymë. Tek vështronte Vasjen, ai po e humbiste pusullën përfundimisht.

Biseda rreth Kollomenskëve e gjallëroi. Madje, iu zgjidh gjuha. Hëngrën drekë. Plaka i kishte mbushur Arkadi Ivanoviçit një xhep plot me bukësheqere dhe ata, në të ngrënë e sipër, erdhën në humor. Vasja premtoi se pasdreke do të merrte një sy gjumë, që pastaj ta gdhinte gjithë natën. Dhe vërtet: u shtri. Në mëngjcs, dikush, të cilit nuk mund refuzoje dot, e thirri Arkadi Ivanoviçin për ta qerasur me një gotë çaj. Miqtë u ndanë. Arkadi premtoi të kthehej mundësisht sa më shpejt, madje në orën tetë, po të qe e mundur. Tri orë ndarje kaluan për të, si të paskeshin qenë tre vjet. Më në fund, ai gjeti kohë dhe u kthye te Vasja. Si në dhomë, vuri re se aty kishte pllakosur errësira. Vasja s'ishte aty. Pyeti Mavrën. Mavra tha sc ai tërë kohën kishte shkruar dhe s’kish fjetur fare, pastaj na paskej bërë ca ecejake nëpër dhomë dhe mandej, këtu e një orë të shkuar, qenkej nisur me vrap, pasi kishtc thënë se do të kthehej pas gjysmë ore. "Dhe, kur të vijë Arkadi - i paskej lënë porosi – të m'i thuash, moj plakë, përfundoi Mavra, - se po dal për një shëtitje", - dhe për këtë e kishte porositur nja tre a katër herë.

"Tek Artjamovët është!" - mendoi një hop Arkadi Ivanoviçi dhe tundi kokën.

Një minutë më pas, kërceu më këmbë, i ngacmuar nga një fije shprese. Ai, mendoi për një çast, thjesht ka mbaruar punë, ja kjo është e

tëra; s'i është duruar dhc ia ka mbathur për atje. Megjithëse, jo! Do të më kishte pritur... Pa të hedh një sy ç'ka andej nga tryeza e tij!

Ndezi një qiri dhe u turr për tek tryeza e tij e punës: punën e paske vazhduar dhe, me sa dukej, s'i paskej mbetur dhe aq shumë për ta mbaruar. Arkadi Ivanoviçi donte të shikontc edhe ca gjëra të tjera, kur, papritmas, hyri Vasja...

- A! Këtu qenke? - e pycti me zë të lartë, si u drodh një çast nga frika.

Arkadi Ivanoviçi rrinte e s'fliste. Vasja duhej pyetur. Ky uli sytë dhe filloi të rregullonte letrat pa bërë zë. Më në fund, vështrimet e tyre u ndeshën. Vasja vështronte me ca sy kaq kërkues, lutës dhe të dëshpëruar, saqë Arkadi Ivanoviçi u hodh përpjetë kur ndeshi në ta. Zemra iu drodh dhe iu mbush...

- Vasja, ç'po ndodh me ty kështu?! Çfarë ke? - klithi ai tek turrej drejt tij dhe e përqafonte fort. - Shpjegoma mua; s'po të marr vesh as ty, as brengën tënde. Ç’po ndodh me ty, more martiri im? Ç’po ndodh? Thuama pa më fshehur asgjë. Është e pamundur që vetëm...

Vasja u kap fort pas tij dhe s'po nxirrte dot asnjë fjalë. Po i merrej fryma.

- Mjaft, Vasja, mjaft! Se, edhe po s'e mbarove, mos do të bëhet gjë kiameti? S'po të kuptoj; zbulomi ato brenga që të mundojnë. Që ta dish, unë për ty... Ah, more zot, more zot! - po i fliste, ndërsa ecte nëpër dhomë dhe rrëmbente gjithçka që i zinte dora, a thua se po kërkonte ndonjë ilaç për Vasjen. - Nesër... unë vetë do të shkoj në këmbën tënde te Julian Mastakoviçi, do t'i kërkoj, do t'i lutem që të ta shtyje afatin edhe ca. Do t’ia shpjegoj të tëra, të tëra, në qoftë se vetëm kjo na qenka arsyeja që po të torturuaka kaq shumë.

- Zoti të shpëtoftë! - ulëriu Vasja dhe fytyra iu zbardh e iu bë gëlqere. Ai mezi po mbahej më këmbë.

- Vasja, Vasja!...

Vasja u përmend. Buzët po i dridheshin; deshi të nxirrte ndonjë fjalë, por, gjithë pa bërë zë, tek po dridhej i tëri kokë e këmbë, vazhdonte t'ia shtrëngonte dorën Arkadit. Dorën e kishte të ftohtë. Arkadi po rrinte para tij në një pritje brengosëse e torturuese. Vasja përsëri ngriti sytë dhe e pa.

- Vasja! Pse bën kështu, Vasja! Ma sfilite zemrën fare, miku irn, o i dashun im!

Vasjes i shkuan lotët: rrëke; iu hodh Arkadit në qafë.

- Të kam mashtruar, more Arkadi! - po i thoshte, - Të kam mashtruar! Më fal, më fal! Kam rnashtruar miqësinë tënde...

- Si, si, Vasja? Çfarë po thua?! - e pyeti Arkadi që e kishte kapur një tmerr i vërtetë.

- Ja!...

Dhe Vasja, me një gjest të dëshpëruar, nxori nga sirtari dhc flaku mbi tryezë nja gjashtë fletore të trasha, na! Si ajo që paskej kopjuar.

- Ç'është kjo?

- Ja ç’më duhet të përgatit deri pasnesër. Kurse unë s'kam bërë as çerekun! Mos më pyet, mos më pyet... si po vazhdonte Vasja, që vetëm atë çast nisi të fliste për ato gjëra që e kishin munduar aq shumë. - Arkadi, o miku im! Më duket sikur po çlirohem nga një ëndërr. Tri javë të tëra i humba kot. Unë një e dy e... unë... kam shkuar nga ajo... Më dhembte zemra, jam torturuar... nga diçka që s'e njihja... ndaj dhe s'kam pasur mundësi të shkruaja. Për këtë as që kam menduar. Vetëm tani, tani që lumturia po më troket në derë, unë u përmenda.

- Vasja! - ia nisi Arkadi Ivanoviçi prerazi. - Vasja! Unë do të të shpëtoj! Unë këto gjëra i kuptoj fare mirë. Kjo nuk është punë shakaje. Unë do të të shpëtoj. Dëgjomë, dëgjomë tani: që nesër po shkoj te Julian Mastakoviçi... Mos e tund kokën, jo, dëgjomë. Unë do t'i rrëfej ashtu siç ka qenë puna; tani ma lër ta rregulloj unë, që... Kam për t'i

shpjeguar... Jam gati të bëj gjithçka! Kam për t'i folur se sa i dëmtuar je, se si po torturohesh.

- A e di që, pikërisht tani, ti po më merr në qafë? - shqiptoi Vasja dhe sikur iu ftoh tërë trupi.

Arkadi Ivanoviçit po i binte një çehre e zbehtë, por e mendoi ndryshe dhe aty për aty ia krisi gazit.

- Vetëm kjo na qenka arsyeja? - e pyeti ai. - Më fal Vasja, më fal! Po a nuk të vjen turp? Tani dëgjomë! E shoh që po të hidhëroj. Që ta dish, unë të kuptoj: e di sc ç'po ndodh në qenien tënde, se, lavdi zotit, u bënë pesë vjet që jetojmë bashkë! Ti je një njeri i mirë, i dashur, por i dobët, tmerrësisht i dobët! Madje edhe Lizabeta Mihajnovnës i kishte rënë në sy një gjë e tillë. Ti na je edhe ëndërrinatar, pa le, po edhe kjo prapë nuk është gjë e rnirë: mund të luash nga vidhat, more vëllçko! Dëgjomë, se unë e di se çfarë ke qejf ti. Ti ke p.sh., që Julian Mastakoviçi të mos jetë në vete dhe pastaj, besoj, të organizojë ndonjë ballo nga gëzimi që ti po na u martuake... Por, pa prit, pa prit! Ti po prishesh në fytyrë. E shikon, pra? Vetëm nga një fjalë imja, ti u preke për Julian Mastakoviçin! Atë unë s'po e përmend më. Unë edhe vetë e respektoj atë me shumë se ti! Por ti ama s'do të më kundërshtosh dhe s'do të më ndalosh të mendoj se ti do të dëshiroje që të mos kishte, madje, as fatkeqë mbi tokë, kur të na martoheshe ti… Po, more vëlla, duhet ta pranosh se ti do të dëshiroje që mua, p.sh., mikut tënd më të mirë, të më ndodhej në çast një kapital prej nja njëqind mijë rublash; që të gjithë armiqtë që janë mbi këtë dhe, në çast, papritur e pa kujtuar, të pajtoheshin, që të gjithë ata të përqafoheshin nga gëzimi mu në mes të rrugës dhe pastaj, ndoshta, të të vinin mysafirë këtu në apartamentin tënd. Miku im! I dashuri im! Unë s'po tallem, e kam me gjithë mend; ti ke kohë që vazhdimisht ma ke shfaqur një gjë të tillë në mënyra të ndryshme. E, meqë ti je i lumtur, dëshiron që të gjithë, të gjithë pa përjashtim, të na bëhen të lumtur në sekondë. Ty të vjen. keq, të vjen

rëndë të jesh i lumtur në vetmi! Sepse ke qejf që, këtë lumturi, ta meritosh fare denjësisht dhe, besoj, për ta pasur ndërgjegjen të pastër, dëshiron të bësh ndonjë heroizëm! Nejse, unë e kam të qartë sesa i gatshëm je ta torturosh veten tënde për faktin se atjc, ku duhej të tregoje përkujdesje, zotësi... ose, ti ndoshta, mirënjohje, siç po e thua vetë, ti papritmas i le gjërat pas dore. Ti ligështohesh në kulm, kur kujton se Julian Mastakoviçi do të prishet në fytyrë dhe madje do të zemërohet kur të shikojë se s'ia paske përligjur shpresat që kishte varur tek ti. Ty të vjen keq të mendosh se ke për të dëgjuar qortime nga goja e tij që ti e quan bamirësin tënd. Dhe kur se! Kur zemra të është mbushur plot me gëzim dhe kur nuk e di se kujt t'ia shprehesh mirënjohjen tënde... Kjo është e vërtetë, apo jo? Kshtu është?

Arkadi Ivanoviçi, me zërin që zuri t'i dridhej në mbyllje të kësaj ligjërate, heshti një çast dhe u mbush me frymë.

Vasja po e vështronte mikun e tij me dashuri. Ai vuri buzën në gaz. Madje, u duk sikur, tek priste me shpresë, iu çel fytyra.

- Tani dëgjomë! - ia nisi përsëri Arkadi, i mbushur me shpresë edhe më, as që është nevoja që Julian Mastakoviçi të ndryshojë mirënjohjen e vet ndaj teje. A s'është kështu, more pëllumbthi im? A s'qëndron puna këtu? E, përderisa qëndron këtu, atëherë unë, tha - Arkadi, si kërceu nga vendi, unë do të sakrifikoj veten për ty. Nesër unë nisem për te Julian Mastakoviçi... Dhe mos ma bëj ters! Ti, more Vasja, fajin tënd po e ngre deri në krim. Kurse ai, Julian Mastakoviçi, është zemërmadh dhe përdëllimtar dhe, për më tepër, nuk është kështu si puna jote! Ai, more Vasja vëllai, mua dhe ty ka për të na dëgjuar dhe do të na e zgjidhë hallin. Hë! A u qetësove tani?

Vasja ia shtrëngoi dorën Arkadit me lot në sy.

- Mjaft, Arkadi, mjaft, - i tha. - U vendos ajo punë. Nejse, s'e mbarova. Hajt më, s'e mbarova. Po edhe ti s'duhet të shkosh: unë do

rrëfej vetë. Vetë do të shkoj. Tani u qetësova, jam krejtësisht i qetë; veçse ti mos shko... Dhe të ma dëgjosh fjalën.

- Vasja, i dashuri im! - klithi Arkadi Ivanoviçi nga gëzimi. - Unë kam folur siç më ke thënë ti; gëzohem që ndërrove mendje dhe e more veten. Por, sido që të jetë puna, çfarëdo që të ndodhë, mua do të më kesh pranë, mbaje mend këtë që po them! E shoh që ty po të torturon mendimi që unë të mos i them gjë Julian Mastakoviçit, - dhe s'kam për t'i thënë, asgjë s'kam për t'i thënë, ti vetë ke për t'ia thënë. E di si është puna? Ti nesër s'ke për të shkuar... Apo jo? Nuk ke për të shkuar. Ti do të vazhdosh të shkruash këtu. A më kupton? Kurse unë do të marr vesh atje se si është kjo punë, a është shumë urgjente apo jo, a duhet në afat ose jo, dhe, nëse i shtyhet afati, ç'mund të pastaj. Pastaj do të vij te ti rne vrap... E shikon? E shikon? Tani e kemi një shpresë, se ja, përfytyroje; sikur puna të mos jetë urgjente, mund të dalim me qar. Julian Mastakoviçi mund të mos na e përmendë dhe atëherë çdo gjë është jashtë rrezikut.

Vasja tundi kokën në shenjë dyshimi. Por sytë e tij mirënjohës s'po shqiteshin nga fytyra e mikut të tij.

- E po mjaft, mjaft më! Jam dobësuar kaq shumë, jam lodhur kaq shumë, po i thoshte ai tek merrte frymë me zor, saqë edhe vetë s'kam qejf të mendoj për këto gjëra. Nejse, le të flasim për gjëra të tjera! Unë, që ta marrësh vesh ti, tani, besoj, as që kam për të shkruar, vetëm nja dy faqe kam për të mbaruar, qoftë edhe sa të arrij deri në fund të ndonjë fjalie. Dëgjo... Kam kohë që kam dashur të të pyes: si është e mundur që ti më njeh kaq mirë?!

Lotët që rridhnin nga sytë e Vasjes, pikonin mbi duart e Arkadit.

- Sikur ta dije, mor Vasja, se sa shumë të dua, ti s'do të më pyesje për një gjë të tillë! Po, po!

- Po, rnor Arkadi, po, unë këtë s'e di, sepse... sepse s'e di se për ç'arsye ti më deshe kaq shumë! Po a e di ti, Arkadi, që madje, dhe

dashuria jote mua më ka marrë në qafë? A e di ti se sa herë, sidomos kur shtrihesha të flija dhe mendoja për ty (se unë gjithmonë mendoj për ty kur më zë gjumi), shkrihesha në lot dhe zernra më dridhej ngaqë, ngaqë... E po, ngaqë më doje aq shumë, kurse unë s'kisha rne se ta lehtësoja shpirtin tim, s'kisha si të të falënderoja...

- E shikon, Vasja, e shikon se ç'njeri je ti?!... Shiko se sa i tronditur je tani, po i thoshte Arkadi, të cilit, në këto çaste, po lëngonte shpirti tek solli ndër mend skenën e djeshme në rrugë.

- Boll më! Ti do që unë të qetësohem, kurse unë asnjëherë s'kam qenë kaq i qetë dhe kaq i lumtur sa sot! Se, që ta dish... Do të dëshiroja të t'i zbrazja të gjitha, por gjithnjë trembern të të hidhëroj... Ti një e dy hidhërohesh e më shkrehesh mua; kurse mua më vjen frikë... Shiko se si po dridhem tani dhe s'e di për se. Se, që ta dish, ja se çfarë dua të them: më duket që s'e kam njohur veten më parë. Po, po! Se edhe të tjerët po dje i njoha. Unë, more vëlla nuk i kam ndier, nuk i kam vlerësuar gjërat plotësisht. Zemrën e kam pasur gur... Dëgjo se si ka ndodhur që unë askujt, askujt s'i kam bërë ndonjë të mirë në këtë botë, se nuk mund t'ia bëja dot... unë edhe nga pamja jam i mërzitshëm... Kurse mua gjithkush më ka bërë të mira! Ja, ti i pari. Vallë s'e kam vënë re unë këtë? Po unë vetëm kam heshtur, vetëm kam heshtur!

- Vasja, mjaft më!

- E po mirë, Arkasha! Mirë!... Unë s'pata ndonjë gjë... - ia preu fjalën Vasja, që mezi po fliste nga lotët. - Të fola dje për Julian Mastakoviçin. Se ti edhe vete e di që ai është ca si i rreptë, i vrazhdë, madje vetë ty të ka zënë disa herë në faj, kurse dje iu tek të bënte shaka me mua, të më përkëdhelte, kurse zemrën e tij te mirë, që para të gjithëve e fsheh rne maturi, rna hapi mua...

- E po ja, pra, Vasja! Kjo dëshmon më së miri se ti e meriton lumturinë tënde...

- Ah, Arkasha! Sa dëshirë kam pasur t'i jepja fund kësaj pune!... Jo, jo! Unë kam për ta shkatërruar lumturinë time! Kam një parandjenjë! Po jo, jo për shkak të kësaj, - ia preu fjalën në mes Vasja, meqenëse Arkadi hodhi sytë nga gjithë kjo alamet pune urgjente që po e priste mbi tryezë, kjo s'është gjë, këto letra të shkruara janë... gjepura! Kësaj pune i është vënë kapaku... Unë..., more Arkasha, sot isha atje, tek ato... po ç'e do që s'hyra. Më vinte rëndë, se si më vinte! Qëndrova ca kohë para derës. Ajo po i binte pianos, unë mbaja vesh. E shikon, Arkadi? - i tha me një zë të ulët, - s'ma mbajti të hyja…

- Dëgjo, Vasja, Ç'po ndodh me ty kështu? Se si po më shikon me ata sy ashtu.

- Ç'po ndodh me mua? Asgjël Nuk jam edhe aq mirë; po më dridhen gjunjët; kjo ngaqë natën kam punuar. Po, po! Sytë më bëjnë miza-miza. Këtu unë, këtu...

Ai bëri me shenjë nga zemra. I ra të fikët. Kur erdhi në vete, Arkadi Ivanoviçi deshi të merrte ca masa me dhunë. Deshi ta shtrinte në shtrat me forcë. Vasja s'pranoi kurrsesi. Ai qante, lëvizte duart në shenjë dëshpërimi, donte të shkruante, donte të mbarontc patjetër nja dy faqe. Për të mos e nxehur më tej, Arkadi e la të afrohej të letrat që ishin mbi tryezë.

- E shikon? - i tha Vasja, ndërsa po ulej në karrige. - E shikon? Edhe mua më erdhi një ide, e kam një shpresë.

I buzëqeshi Arkadit dhe fytyra e tij e zbehtë sikur u gjallërua me të vërtetë nga një rreze shprese.

- Shiko ç'mendim kam: pasnesër do t'i çoj vetëm disa nga 1etrat. Për të tjerat, do ta gënjej, do t'i them se m’u dogjën., m’i lagën, i humba... që, së fundi, thjesht se s'i kam mbaruar... Unë s'mund të gënjej. Do t'ia shpjegoj vetë. E di si? Do t'ia shpjegoj një më një. Do t'i them: kështu e kështu, nuk munda dot... Do t'i rrëfej për dashurinë time; se edhe vetë s'ka shumë që është martuar. Ka për të më kuptuar! - Të

gjitha këto, nënkuptohet, do t'ia them tërë respekt, me një ton të qetë; ai, sa të shikojë lotët e mi, do të preket.

- Po, sigurisht, shko, shko tek ai, shpjegoja... kurse lotët s'kanë punë në këtë mes! Për ç'arsye? Ç'është e vërteta, Vasja, ti edhe mua më frikësove keq.

- Po, po, do të shkoj, do të shkoj. Kurse tani, Arkasha, më shkruaj. Unë s'kam për të ngacmuar njeri, më lër të shkruaj!

Arkadi u turr drejt shtratit. Ai s'i zinte besë Vasjes, nuk i zinte absolutisht. Vasja ishte i të gjithave. Po pse duhej kërkuar falje? Puna qëndronte ndryshe. Puna ishte se Vasja s'kishte kryer detyrat, se Vasja e ndiente veten fajtor vetëm *para vetes*, e ndiente veten mosmirënjohës ndaj fatit, se ishte i dëshpëruar, i tronditur nga lumturia dhe e quante veten të padenjë për këtë lumturi, se, së fundi, kërkonte vetëm një pretekst për të hedhur lumin, kurse, që nga dita e djeshme, ende s'e kishte marrë veten nga gëzimi që i erdhi aq papritur. "Ja si qëndruaka puna! - mendoi një çast Arkadi Ivanoviçi. - Duhet ta shpëtoj. Duhet ta pajtoj me veten e tij. Ai vetë po ia bën përshpirtjen vetes". Ai mendoi sa mendoi dhe vendosi të shkonte menjëherë te Julian Mastakoviçi, të shkonte që nesër dhe t'ia tregonte të gjitha.

Vasja rrinte e shkruante. I rraskapitur, Arkadi Ivanoviç u shtri pak për ta vrarë mendjen mirë për këtë problem dhe u zgjua në të feksur të dritës.

- Hej, dreq! Prapë ti! - ulëriu ai, si pa nga Vasja; ky rrinte e shkruante.

Arkadi u lëshua drejt tij, e përfshiu nga beli dhe e shtriu në shtrat me pahir. Vasja rrinte e buzëqeshte: sytë po i mbylleshin nga dobësia. Mezi po fliste.

Unë edhe vetë desha të shtrihesha, - tha ai. E di si është puna, Arkadi? Kam një ide; punën kam për ta përfunduar. Penën e *nxitova*. Më gjatë s'jam në gjendje të rri; të më zgjosh në orën tetë.

Ai e la fjalën në mes dhc ra top në gjumë.

- Mavra! - i foli Arkadi Ivanoviçi me zë të ulët Mavrës, që po sillte çajin. - Ai m'u lut ta zgjoj pas një ore. Në asnjë menyrë. Le të flejë, qoftë edhe dhjetë orë! A e merr vesh?

- Të rnarr vesh, imzot.

- Drekë mos përgatit, me dru mos u merr, mos bëj zhurmë, se e pësove pastaj! Po të më kërkojë, t'i thuash se shkova në punë. Më kupton?

- Të kuptoj, imzot: le të flejë sa të dojë. Ç’kam unë?! Unë gëzohem që zotëria fle e që unë ruaj pasurinë e tim zoti. S'ka ca që u thye një filxhan dhe deshët e më qortuat, kurse atë s'e theva unë, po ajo macja-budallaqja: ajo më shpëtoi nga syri; tyt, i thashë, moj e mallkuar!

- Shshsht, pusho, pusho!

Arkadi Ivanoviçi e përcolli Mavrën për në kuzhinë, kërkoi çelësin dhe e mbylli brenda. Pastaj u nis per në punë. Në rrugë e sipër, ishte në mëdyshje se si t'ia bënte që të paraqitej te Julian Mastakoviçi dhe a do të dilte gjë e goditur, apo diçka e tepruar. Në punë shkoi me njëfarë druajtje dhe po me druajtje pyeti nëse ishte aty madhëria e tij. I thanë se nuk ishte dhe as që kishtc për të ardhur. Arkadi Ivanoviçi deshi t'i shkonte në shtëpi sa hap e mbyll sytë, por i ra mendjes tamam në kohë, se, derisa Julian Mastakoviçi s’kishte ardhur në punë, atëherë, me sa dukej, duhej të ishte i zënë edhe në shtëpi. Ndenji e priti. I dukej sikur orët s’kishin të sosur. Për atë punën që i ishte ngarkuar Shumkovit, hetoi nga afër. Por askush s'dinte gjë. Veçse ama kishin dijeni se Julian Mastakoviçi e paskej ngarkuar me ca detyra të veçanta, po askush nuk e dintc se ç'detyra ishin. Më në fund, ra ora tre dhe Arkadi Ivanoviçi u nis t'i shkonte në shtëpi. Në paradhomë e ndaloi një kopist dhc i tha se Vasil Petroviç Shumkovi na paskej qenë aty dhe do të vinte përsëri pas orës dymbëdhjetë, veç asaj, kishte pyetur, shtoi kopisti, se mos ishit: gjë këtu dhe nëse ishte këtu Julian Mastakoviçi. Si

mori vesh për këto gjëra, Arkadi Ivanoviçi zuri me qera një karrocë dbe arriti në shtëpi pa qenë në vete, nga frika.

Shumkovin e gjeti në shtëpi. Shkonte e vinte nëpër dhomë me një shqetsim të madh në shpirt. Sapo i hodhi sytë nga Arkadi Ivanoviçi, sikur e mori veten aty për aty, ndërroi mendim dhe bëri përpjekje ta mbante përbrenda shqetësimin që kishte. U ul mbi letra pa hapur gojë. Siç dukcj, po u shmangej pyetjeve të mikut të vet, ato e rëndonin. Diç mendoi në heshtje me vete dhe, më në fund, e ndau që të mos ia bënte njohur vendimin që kishte marrë, aq më tepër kur, edhe te miqësia, nuk mund t'i varësh më shpresat. Kjo e çuditi Arkadin dhe zernra iu lëndua nga një dhembje e fortë që i therte tejetej. U ul mbi shtrat dhe hapi një biçim libri, të vetmin që kishte pasur në përdorim, dhe s'po ia shqiste sytë të shkretit Vasja. Po Vasja s'po bëhej i gjallë, vazhdonte të shkruante pa e ngritur kokën. Kështu kaluan ca kohë dhc torturat e Arkadit arritën deri sa s'kish ku të vinte më. Më në fund, aty nga ora dhjetë-njëmbëdhjetë, Vasja e ngriti kokën dhe e pa Arkadin me një vështrim pa jetë, të ngrirë. Arkadi po rrinte në pritje. Kaluan nja dy-tri minuta: Vasja rrinte në heshtje.

- Vasja! - klithi Arkadi. Vasja s'dha përgjigje.

- Vasja! - përsëriti ai, si kërceu nga shtrati. -Vasja, çfarë ke këhtu? Çfarë ke? - ulëriu ai, tek po afrohej drejt tij.

Vasja ngriti kokën dhe sërish e pa po me atë vështrim pa jetë, të ngrirë. "Ai ka mbetur shtang!"- mendoi një hop Arkadi, tek dridhej i tëri nga frika. Rrëmbeu kanën me ujë, e ngriti pak Vasjen nga vendi dhe ia derdhi mbi kokë, i lagu tëmthat, i fërkoi duart me pëllëmbët e veta, dhe Vasja u përmend.

- Vasja, Vasja! - po thërriste Arkadi, tek shkrihej në vaj, pa e mbajtur më dot veten. - Vasja, mos e merr veten në qafë, përmendu, përmendu!... Ai e la fjalën përgjysmë dhe po e shtrëngonte fort në krahët e vct. Një ndjesi torturuese e pushtoi tërë qenien e tij, fërkoi

ballin dhe zuri kokën me duar, thuajse trembej se mos ajo do t'i thyhej c do t'i bëhej copa-copa.

- Nuk c di sc ç'po ndodh me mua! - tha Vasja më në fund. Mua, më duket, më janë këputur kryqet. E po mirë, mirë! Boll, Arkadi, mos u trishto; boll më! - po përsëriste ai, tek e vështronte me ca sy të pikëlluar e të këputur. - Ç'ke që shqetësohesh? Mjaft më!

- Ti qenke ai, ti qenke ai që po më ngushëlloke! - tha Arkadi, që po i këputej shpirti. - Vasja, iu drejtua ai më në fund, shtrihu pak, merr një sy gjumë. Mirë? Mos e torturo veten kot së koti! Qetësohu më mirë, pastaj ulu e puno!

- Po, po! - i thoshte Vasja. - Si të duash! Do të shtrihem. Mirë. Po! E di si është puna? Unë pata qejf ta përfundoja, kurse tani ndërrova mendje, po...

Dhc Arkadi e çoi në shtrat.

- Dëgjo, Vasja, - i tha ai prerazi, i duhet dhënë fund kësaj pune! Pa më thuaj, çfarë vendimi ke marrë? - Ah! tha Vasja, si bëri një shenjë më dorën që mezi q lëvizte, dhe e ktheu kokën në anën tjetër.

- Mjaft, Vasja, mjaft më! Vendos! Nuk kam dëshirë të jem vrasësi yt: nuk mund të hesht më. Gjumi s'ka për të të zënë, po nuk vendose, këtë unë e di.

- Si të duash, si të duash, - përsëriti Vasja në një mënyrë enigmatike. "Po dorëzohet!" - mendoi për një çast Arkadi Ivanoviçi.

- Bëj si të them unë, Vasja, i tha ai. - Kujtohu çfarë të kam thënë dhe nesër kam për të të shpaguar; nesër kam për ta zgjidhur fatin tënd! Fatin? Ç'po them edhe unë! Ti kaq shumë më trembe, more Vasja, saqë unë po shpjegoj fjalët e mia. Ç'hyn fati në këtë mes! Këto janë vetëm gjepura, dokrra! Dhe s'ke qejf ta humbasësh simpatinë apo, që t'i themi ndryshe, dashurinë e Julian Mastakoviçit. Kështu? Dhe s'ke për ta humbur, ke për të pare… Unë...

Arkadi Ivanoviçi do të kishte folur edhe më gjatë, por Vasja ia preu fjalën në mes. Ai u ngrit nga shtrati paksa, e përqafoi me të dyja duart dhe e puthi.

- Mjaft! - tha me një zë të këputur. - Mjaft! Boll më për këtë problem!

Dhe përsëri e ktheu kokën nga muri.

"O zot! po mendonte Arkadi. - O zot! Ç'po ndodh me të? Ai e ka humbur toruan farc. Për çfarë paska vendosur kështu? Ka ta marrë veten në qafë".

Arkadi po e vështronte i pushtuar nga një valë dëshpërimi.

"Sikur të sëmurej, po mendonte Arkadi, ndoshta do të qe më mirë. Bashkë me sëmundjen do të shkonin edhe hallet, e mandej punët mund t'i rregullonim shkëlqyeshëm fare. Ama ç'flas edhe unë ca dëngla! Ah, o zot, o krijuesi ynë!..."

Ndërkohë, Vasja dukej sikur kishte rënë në dremitje. Arkadi Ivanoviçi u gëzua. "Shenjë e mirë", - po thoshte me vete. Vendosi t'i rrinte te koka tërë natën e natës. Ndërsa Vasja vetë s'ishte i qetë. Dridhej orë e çast, vërtitej nëpër shtrat dhe hapte sytë herë pas here. Më në fund, kapitja bëri punën e vet, u duk sikur ra top në gjumë. Ora ishte rreth dy pas mesnate; Arkadi Ivanoviçi filloi të dremiste në karrige, me bërrylat mbështetur mbi tryezë.

Gjumin po e bënte copa-copa. Tërë kohën i dukej se nuk po flinte dhe se Vasja, si edhe më parë, rrinte shtrirë në shtrat. Po ke parë ti! I dukej sikur Vasja po shtirej, sikur po e mashtronte dhe prite kur të çohej lehtë-lehtë, duke vështruar me sytë gjysmëhapur dhe, vjedhurazi, të bënte për nga tryeza e punës. Një dhembje e tmerrshme po ia kaplonte zemrën Arkadit, ndiente edhe hidhërim, edhe trishtim, edhe një gur në zemër tek shikonte Vasjen që nuk i besonte, që i ikte dhe i fshihej. Donte ta pushtonte me të dyja duart, të niste të bërtiste, ta çonte në shtrat... Atëherë Vasja lëshonte ca britma në duart e tij dhe ai çonte

në shtrat një trup pa jetë. Ballin po ia mbulonin djersë të ftohta, zernra po i rrihte tmerrësisht. Hapi sytë dhe u zgjua. Vasja qëndronte mu para tij në tryezë dhe shkruante.

Pa i besuar asaj çka shihte, Arkadi hodhi sytë nga shtrati: Vasja nuk ishte atje. Arkadi u hodh përpjetë nga frika se mos ende s'kishte shpëtuar nga pushteti i ëndrrave. Vasja s'pipëtinte. Përsëri po shkruante. Befas, Arkadi vuri re se Vasja po i mëshonte penës në të thatë. Po kthente faqet e bardha dhe po nxitonte, po nxitonte t'i mbushte fletët; thuajse punën po e bënte në mënyrën më të shkëlqyer e më të suksesshme!... Jo, kësaj nuk i thonë shtangie!" - mendoi Arkadi Ivanoviçi dhe trupi iu drodh deri në palcë.

- Vasja, Vasja! Përgjigjmu, pra! - zuri të bërtiste ai, si e kapi nga shpatullat. Por Vasja s'ndihej dhe prapë vazhdonte të shkruante në të thatë.

- Më në fund, e nxitova penën, - tha ai pa e parë Arkadin në sy.

Arkadi një ta kapur për dore dhe ia hoqi penën.

Nga gjoksi i Vasjes doli një rënkim. Uli dorën dhe ngriti sytë e pa Arkadin, pastaj, me një ndjenjë kapitjeje e përmallimi, kaloi dorën sipër ballit, thuajse dëshironte të shkarkonte nga vetja një peshë të rëndë, të rëndë plumb, që rëndonte mbi tërë qenien e tij, dhe pa bërë zë, si në mëdyshje, e vari kokën mbi gjoks.

- Vasja, Vasja! - po klithte Arkadi Ivanoviçi rne dëshpërim. - Vasja!

Një minutë më pas, Vasja pa nga ai. Sytë e mëdhenj bojë qielli i qenë rrëmbushur dhe fytyra e tij e zbehtë, një fytyrë e ëmbël, shprehte një vuajtje shpirtërore që s'kish të sosur... Ai po pëshpëriste diçka.

- Çfarë? Çfarë? - zuri të bërtiste Arkadi tek përkulej drejt tij.

- Po pse, pra, pse ma punuan kështu?! - po pëshpëriste Vasja. - Pse? Ç'paskam bërë?

- Vasja! A je në vete? Çfarë ke që trembesh, more Vasja? Çfarë ke? - filloi të klithte Arkadi, tek përplaste duart nga dëshpërimi.

- Pse të më vishnin ushtar? - pyeti Vasja, si e pa mikun e vet në dritë të syrit. - Pse? Çfarë paskam bërë?

Arkadit iu ngritën qimet e kokës përpjetë; s'donte ta besonte. Po i rrinte te koka me gjak të ngrirë.

Si kaloi një minutë, ai erdhi në vete. "Gjë pa rëndësi, një minutë gjë ishte!" - po thoshte me vete, i bërë dyllë, me ca buzë mavi që i dridheshin dhe u sul turravrap të vishej. Donte të vraponte të merrte një mjek. Papritmas, Vasja i bëri zë; Arkadi u lëshua drejt tij dhe e përqafoi, si një nënë kur nxiton mos i rrëmbejnë fëmijën e gjirit...

- Arkadi, Arkadi, mos e bëj për fjalë! Më dëgjon? Mua më gjeti kjo e keqe! Le ta mbaj vetë mbi kurriz...

- Ç'thua? Ç'thua? Eja në vete, Vasja, eja në vete!

Vasja u mbush me frymë dhe ca lot të heshtur zunë t'i njomnin faqet.

- Pse ta marr më qafë? Ç'faj paska ajo, pra, ç'faj paska?!... - murmuriti me një zë torturues që ta copëtonte zemrën. - Ç'mëkat që bëra, ç'mëkat që bëra!

Heshti një çast.

- Lamtumirë, e shtrenjta ime! Lamtumirë, e shtrenjta ime! - përsëriste, tek tundte kokën e vet mjerane.

Arkadit iu drodh trupi, e mblodhi veten dhe deshi të turrej për të marrë mjekun. - Shkojmë! S'kemi kohë! - bërtiti Vasja, i rrëmbyer nga kjo lëvizje e fundit e Arkadit. - Shkojmë, vëlla, shkojmë; gati jam! Përcillmë! - Ai heshti dhe e pa Arkadin me një vështrim tejet të dëshpëruar e besëpak.

- Vasja, pash zotin, mos më eja pas! Pritmë këtu! Tani do të kthehem, tani, po i thoshte Arkadi dhe, me mendje të çoroditur, rrëmbeu kapelën për t'u nisur vrap për mjekun. Vasja u ul në çast, i urtë

dhe i bindur, veçse në sytë e tij shkëlqente një si vendosmëri e dëshpëruar. Arkadi u kthye, rrëmbeu nga tryeza një neshter të hapur, e pa edhe një herë atë gjoran të shkretë dhe doli vrap nga shtëpia.

Ora kishte kaluar nga shtata. Drita kishte kohë që e pati përzënë mugëtirën nga dhoma.

Nuk gjeti askënd. Kishte një orë të tërë që po rendte. Të gjithë mjekët, adresat e të cilëve i mësonte nga pastruesit e oborreve tek pyeste mos jetonte gjë ndonjë mjek në ato pallate, qenkëshin larguar, kush me shërbim, kush për hallet e veta. Ishte njëri që vizitonte pacientë. E pyeti gjatë dhe me hollësi shërbëtorin e vet, i cili i raportoi mjekut se paskej ardhur Nefjedjeviçi. Kush e dërgonte? Cili ishte e si ishte, ç'hall kishte dhe, madje, ç'tipare kishte ky pacient që vinte që në pikë të mëngjesit. Në fund i tha se s'kishte mundësi, se na paskej shumë punë e s'mund të shkonte dot, se të sëmurët e kësaj kategorie u çuakëshin në spital.

Arkadi, i dëshpëruar dhe i tronditur në kulm që kurrsesi s'e priste një gjë të tillë, la mënjanë çdo gjë, te gjithë mjekët e botës dhe u derdh për në shtëpi me një frikë të madhe sa s'thuhet në zemër për Vasjen. Hyri në shtëpi me një frymë. Mavra, pa e prishur terezinë, fshinte dyshemenë, thyente ca ashkla pishe dhe po gatitej të ndizte sobën. Ai bëri për nga dhoma, Vasjes i kishte humbur nishani: qe larguar nga shtëpia.

"Për ku? Ku të jetë? Nga do t'ia ketë mbajtur lumëziu?" - mendoi Arkadi tek i akullohej trupi nga tmerri. Filloi të pyeste Mavrën. Ajo s'dinte gjë, as parë dhe as kishte dëgjuar se si kishte dalë, që zoti i faltë mëkatet! Nefjedjeviçi u turr për te Kollomenskët.

Ai pati një rnendim, një zot e di pse, se Vasja ndodhej atje.

Kishte kaluar ora nëntë, kur arriti atje. Aty s'e prisnin, s'dinin gjë. Ai rrinte para tyre tërë frikë e shqetësim në zemër dhe po i pyeste ku ndodhej Vasja. Plakës iu prenë gjunjët e u shemb në divan.

Lizanka, që nga frika dridhej deri në thua të këmbës, filloi ta pyeste se ç'kishte ndodhur. Ç'mund t'i thoshte? Arkadi Ivanoviçi sajoi aty për aty një justifikim, trilloi një si punë përralle, të cilën, nënkuptohet, nuk e besuan dhe u largua me vrap, si i la të gjithë të tronditur dhe të dërrmuar. U sul për te puna e vet që, së paku, të mos vonohej e t'u bënte të ditur për të marrë masa sa më shpejt. Në udhë e sipër, iu fanit sikur Vasja do të ishte te Julian Mastakoviçi. Kjo kishte më shumë të ngjarë: Arkadi këtë pati menduar, para se të shkonte te Kollomenskët. Tek po kalonte bri shtëpisë së madhërisë së tij, deshi të mbante kërnbët, por në çast vendosi të vazhdonte rrugën. Deshi ta provonte mos merrte vesh gjësend nëse ishte andej nga puna dhe, po të mos e gjente, të paraqitej te madhëria e tij të paktën sa për të raportuar për Vasjen. Dikush duhej të raportonte de!

Që në parakabinet e vunë në mes ca shokë të tij, më të rinj në moshë, në shumicën dërrmuese të një rangu me të dhe filluan ta pyesnin me një gojë sc ç'i paskej bërë vaki Vasjes. Të gjithë po flisnin njëherazi se Vasja kishte luajtur nga fiqiri dhe kishte luajtur, ngaqë donin ta vishnin ushtar për moskorrektësi në kryerjen e detyrës. Arkadi Ivanoviçi, duke u përpjekur të përgjigjej sa majtas djathtas ose, më mirë të themi, pa iu përgjigjur fare askujt, për në kthinat e brendshme. Në ecje e sipër, mori vesh se Vasja ishte në kabinetin e Julian Mastakoviçit, se të gjithë kishin shkuar atje, se edhe Esper Ivanoviçi po atje kishte shkuar. Mbajti këmbët. Dikush nga eprorët e pyeti për ku kështu dhe ç'kërkonte. Pa e njohur se kush ishte, shqiptoi diçka për Vasjen dhe u nis drejt e në kabinet. Së andejmi vinte zëri i Mastakoviçit. "Ku shkoni?" - pyeti dikush mu te dera. Arkadi Ivanoviçi pothuajse e humbi toruan; bëri të kthehej mbrapsht, por, që matanë derës së hapur pa Vasjen e tij fatkeq. E shtyu derën edhe më dhe u fut në dhomë. Atje mbretëronte rrëmuja dhe pasiguria, meqë Julian Mastakoviçi, siç dukej, ishte shumë i hidhëruar. Pranë tij po rrinin më

këmbë të gjithë ata më me pozitë, po kuvendonin dhe s'kishin vendosur absolutisht asgjë. Pak më larg po rrinte Vasja. Arkadi mbeti pa frymë, kur hodhi sytë dhe e pa. Vasja qe bërë dyllë, kokën e mbante lart, trupin gatitu, duart në të qepurat e pantallonave. Julian Mastakaviçin po e vështronte në bebe të syrit. Nefjedjeviçin e vunë re në çast dhe dikush nga ata që e dinin që jetonte bashkë me Vasjen, i raportoi madhërisë së tij. Ia afruan Arkadin. Ky deshi të thoshte diçka për pyetjet që i bënë, hodhi sytë nga Julian Mastakoviçi dhe, tek shihte që fytyra e tij shprehte një keqardhje të thellë, zuri të dridhej e të dëneste si një fëmijë. Ai, madje, bëri diçka më tepër, u turr, ia rrëmbeu dorën eprorit dhe e afroi pranë syve të vet tek po e lante me lot, saqë edhe vetë Julian Mastakoviçi u detyrua ta hiqte me ngut, ta shkundte në ajër dhe të thoshte: “ Mirë pra, or mik, mirë, e shikoj që ke një zemër të mire”. Arkadi po dëneste dhe po u hidhte të gjithëve ca vështrime lutëse. I dukej sikur të gjithë të pranishmit ishin vëllezërit e Vasjes së shkretë, sikur të gjithë ata, giithashtu, po vuanin dhe po qanin për të.

- Po si, xhanërn, si ndodhi kështu? - po pyeste Julian Mastakoviçi. - Ç‘pati që luajti nga mendtë?

- Nga mi-rë-njoh-ja! - kaq mundi të thoshte Arkadi Ivanoviçi.

Të gjithë c dëgjuan përgjigjen e tij pa kuptuar gjësend dhe që të gjithëve iu duk e çuditshme dhe e pabesueshme: si mund të luajtka kështu njeriu nga mendtë nga mirënjohja?! Arkadi dha ca shpjegime sa dhe si mundi.

- O zot, sa keq! - shqiptoi më në fund Julian Mastakoviçi. Edhe detyra që i ishte ngarkuar, nuk qe me rëndësi dhe s'kërkonte kurrfarë ngutjeje. E mcgjithatë, humbi burri i botës kot fare. Ç't'i bësh përcilleni!... Në këtë çast, Julian Mastakoviçi iu drejtua përsëri Arkadi Ivanoviçit dhe sërishmi nisi ta pyeste:

- Ai lutet, tha, - që për këtë çështje të mos, i thuhet gjë një vajze. Mos është gjë e fejuara, apo jo?

Arkadi filloi ta sqaronte. Ndërkohë Vasja sikur po mendonte për diçka, sikur me zor shumë të madh po sillte ndër mend një gjë të rëndësishme, të nevojshme, që tani do të mund t'i hynte në punë. Herë-herë rrotullonte sytë e përvuajtur, thuajse shpresonte se ndokush do t'ia kujtonte atë që ai e paskej harruar. Ai drejtoi sytë nga Arkadi. Më në fund, papritmas, sikur në sytë tij të paskcj shkrepur një rreze shprese, luajti nga vendi, hodhi këmbën e majtë, bëri nja tre hapa si mundi, madje përplasi çizmen e djathtë, ashtu siç bëjnë ushtarët, kur i janë afruar oficetit që i ka kërkuar. Të gjithë po prisnin se ç'do të ndodhte.

- Unë kam një gjymtim fizik, madhëria juaj, jam i dobët dhe trupvogël, s'bëj për punë, - tha duke i ndarë fjalët me pauza.

Në këtë rast të gjithëve sa ishin në dhomë, iu duk sikur dikush u shtrëngoi zemrën, madje edhe Julian Mastakoviçit, sado që njihcj për karakter të fortë, i shpëtoi një pikë loti. "Përcilleni" - tha ai, si bëri një shenjë rne dorë.

- Balli! - tha Vasja me gjysrnë zëri, bëri një rrotullim të plotë majtas dhe doli nga dhoma. Të gjithë, kush interesohej për fatin e tij, iu turrën prapa. Arkadi u turr pas të tjerëve. Vasjen e ulën në paradhomë në pritje të urdhrit dhe të karrocës për ta çuar në spital. Ai rrinte pa bërë zë dhe dukej që kishte një hall shumë të madh. Kë njihtc, e përshëndeste me kokë, thuajse po i linte lamtumirën. Orë e çast kthente kokën nga dera, që të ishte gati kur t'i thoshin: "Shkojmë". Rreth e qark po i zinin frymën njerëzit; të gjithë tundnin kokën, të gjithë ankoheshin. Disa i la pa mend historia e tij, e cila në çast u bë e njohur; disa arsyetonin, disave u vinte keq dhe e lëvdonin Vasjen, thoshin se kishte qenë një njeri aq i thjeshtë, aq i urtë, që premtonte aq shumë, tregonin se sa qenkej përpjekur të mësonte, sa i etur paskej qenë për dije, si synonte të vetarsimohej. "Me forcat e veta u ngrit nga një shtresë e ulët", theksoi dikush. Me mallëngjim fjaloseshin për simpatinë e madhërisë së tij për të. Disa nisën të shpjegonin se cila ishte arsyeja që

Vasjes i qe ngulur në kokë një mendim; ky na paskej qenë edhe shkaku që u prish mendsh, se atë paskëshin për ta veshur ushtar, meqë nuk e pati mbaruar punën. Qarkullonin fjalë se ca kohë më parë, ai na paskej qenë një varfanjak fisnik dhe vetëm me ndërhyrjen e Julian Mastakoviçit, që kishte qenë në gjendje të pikaste tek ai talentin, bindjen dhe butësinë e rrallë, u ngrit në rangun e parë të hierarkisë. Me një fjalë, qarkullonin thashetherne dhe opinione të ndryshme. Nga ata që qenë tronditur, veçanërisht binte në sy një person me shtat të vogël, një shok pune i Vasja Shumkovit. Dhe jo se ishte ndonjë person rne moshë fare të re, jo, duhej të ishte aty rreth të tridhjetave. Ishte bërë si meit, dridhej kokë e këmbë dhe se si qeshte në një mënyrë të çuditshme - ndoshta ngaqë çdo punëz skandaloze ose skenë e tmerrshme edhe e trembka e, njëkohësisht, edhe e gëzuaka disi një person të huaj. Ai i vinte rrotull orë c çast këtij grurnbulli njerëzish që e kishte vënë Shumkovin në mes dhe, meqë ishte trupvogël, ngrihej në majë të gishtave, kapte nga kopsat këdo që i dilte përpara, d.rn.th. nga ata që kishte të drejtë t'i kapte dhe s'reshtte së thëni se e dinte cila qe arsyeja e gjithë asaj meseleje, se ajo s'na qenkej një punë e thjeshtë, madje qenkej boll e rëndësishme, se me aq ajo s'duhej mbyllur; pastaj sërishmi ngrihej në rnajë të gishtave, i pëshpëriste ndokujt në vesh, prapë ia bënte nja dy herë me kokë dhe kalonte matanë me vrap. Më në fund, gjithçka mbaroi: ia behu një rojë e një inferrnier nga të spitalit, iu afruan Vasjes dhe i thanë se duhej të niseshin. Ky u çua sakaq më këmbë, u soll ca tutje-tëhu dhe u nis me ta, duke hedhur sytë rreth e qark. Po kërkonte me sy dikë!

- Vasja, Vasja! - klithi Arkadi Ivanoviçi me dënesë.

Vasja mbajti kërnbët dhc Arkadi çau drejt tij. U hodhën në krahët e njëri-tjetrit për të fundit herë dhe e shtrënguan fort shoku-shokun... Të dhembte shpirti kur i shikoje. Ç'e keqe e paqenë ua përloti

sytë? Përse po qanin? Ç'ishte kjo gjëmë? Pse s'po w kuptonin njëri-tjetrin?...

- Na, na, mwrri! Të m'i ruash, - po i thoshte Shumkovi, tek po i rraste në dorë një shuk letre. Ata kanë për të m'i marrë. Sillmi më vonë, sillmi më vonë. Të m'i ruash... - Vasja e la fjalën në mes, atë e thirrën. Zbriti shkallët vetëtimthi, tek i pëtshëndeste të gjithë me kokë, tek u linte lamtumirën të gjithëve. Në fytyrë i kishtc rënë një hije dëshpërimi. Së fundi, e hipën në karrocë dhe e morën. Arkadi e hapi shukun e letrës aty për aty: brenda ishte një tufë flokësh të zinj të Lizës, që Shumkovi e mbante me vete. Ca lot të nxehtë shpërthyen nga sytë e Arkadit. "Ah, moj e gjora Lizë!"

- Si mbaroi orari i punës, Arkadi u nis për te Kollomenskët. Ç'e pyet se ç'bëhej atje! Madje edhe Petrushi, i vogëlthi Petrush, që s'e kishte kuptuar fort mirë se ç'i paskej bërë vaki të mirit Vasje, u struk në një qoshk, zuri fytyrën me doçkat e njoma dhe nisi të dëneste aq sa i thoshte zemra c tij fëmijëroee.

Kur Arkadi po kthehej në shtëpi, muzgu kishte rënë gjithandej. Si iu afrua bregut të lumit Neva, mbajti këmbët një çast dhe hodhi një vështrim të mprehtë përgjatë lumit, në drejtim të një horizonti tymnajash me një turbullim të acartë, që befas u përskuq si purpuri i fundit i një agimi të ndezur flakë, tek shuhej në atë kupë të mjegulluar qiellore. Nata po binte mbi qytct dhe tërë lëndina e pamatë e Nevës, që ishte mbuluar nga bota e ngrirë, po mbushej nga rrezatimet e fundit të diellit me një mori të panumërt gacash bryme halore. Acari po arrinte njëzet gradë... Një avull i dendur në ngrirje e sipër po ngrihej nga trupi i kuajve të bërë telef dhe i njerëzve që vraponin. Ajri i ngjeshur dridhej edhe nga tingulli më i dobët dhe shtëllungat e tymit, si të ishin qënie gjigante, çoheshin nga të gjitha çatitë e të dy brigjeve të lumit dhe bënin përpjetë të ftohtë, tek kapërtheheshin e shkapërtheheshin në udhë e sipër, kështu që të dukej sikur ndërtesat e reja ngriheshin mbi ato të

vjetrat, sikur një qytet i ri po ndërtohej në ajri... Dukej, më së fundi, se e gjithë bota, me të gjithë banorët e saj, të fuqishëm a të dobët qofshin, me të gjitha banesat e tyre, me strehëzat e të vobektëve a pallatet e lara me flori që qenë gëzirni i të plot-pushtetshmëve të kësaj bote, ngjante në këtë muzg me një ëndërr fantastike, të magjishrne, me një ëndërr që, në hesap të vet, zhdukej në çast duke u kthyer në një avull që lartohej përpjetë, drejt qiellit kaltërezi. Ca mendime të çuditshme e pllakosën shokun e mbetur jetim të të gjorit Vasja. Ai u hodh përpjetë dhe iu bë sikur zemra në këto çaste iu mbulua nga një valë e nxehtë gjaku, që shpërtheu befas, ngaqë e rrëmbeu një ndjesi e fuqishme, që deri atëherë s'e kishte provuar. Sikur vetëm tani ai e kuptoi tërë atë shqetësim, dhe e mori vesh më në fund se paskej luajtur nga fiqiri Vasja i tij i mjerë, që s'i bëri dot ballë fatkeqësisë që e goditi. Buzët zunë t'i dridheshin, sytë iu ndezën prush, fytyra iu zbeh dhe u duk sikur, në këto çaste, ai pa diçka të re...

E pllakosi rnërzia dhe trishtimi dhe e humbi fare. Apartarnenti i mëparshëm iu bë varr: e ndërroi me një tjetër. Dëshirë të shkonte te Kollomenskët nuk kishte, por edhe nuk mundte.

Dy vjet më pas takoi Lizankën në një kishë. Qenkej martuar; nga pas e ndiqte mamaka me një fëmijë gjiri në duar. U përshëndetën dhe, për pak çaste, i bënë bisht bisedës për ato që shkuan e vanë. Liza i tha se, lavdi Zotit, ishte e lumtur, se nuk qe e varfër, se burri i saj ishte një njeri i mirë, që ajo e donte… Por papritmas, në bisedë e sipër, sytë iu rrëmbushën, zëri iu pre, u kthye mënjanë dhe u mbështet mbi parvazin e kishës, që të fshihte hidhërimin e vet nga sytë e botës.